# Dua përmbledhëse nga Kur'ani dhe Sunneti

# 1. Surja el-Fatiha

﴿ٱلۡحَمۡدُ لِلَّهِ رَبِّ ٱلۡعَٰلَمِينَ ٢ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ
٣ مَٰلِكِ يَوۡمِ ٱلدِّينِ ٤ إِيَّاكَ نَعۡبُدُ وَإِيَّاكَ نَسۡتَعِينُ
٥ ٱهۡدِنَا ٱلصِّرَٰطَ ٱلۡمُسۡتَقِيمَ ٦ صِرَٰطَ ٱلَّذِينَ أَنۡعَمۡتَ
عَلَيۡهِمۡ غَيۡرِ ٱلۡمَغۡضُوبِ عَلَيۡهِمۡ وَلَا ٱلضَّآلِّينَ ٧﴾ [الفاتحة].

Lavdi Allahut, Zotit të botëve, Mëshirëplotit e Mëshiruesit të përhershëm, Zotëruesit të Ditës së shpërblimit (Ringjalljes). Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm Ty të kërkojmë ndihmë (për çdo gjë). Na udhëzo në rrugën e drejtë; në rrugën e atyre që u bëre hir, jo në të atyre që tërhoqën hidhërimin Tënd e as në të atyre që humbën udhën.

2. Surja el-Bekare, ajeti 201

-﴿رَبَّنَآ ءَاتِنَا فِى ٱلدُّنْيَا حَسَنَةً وَفِى ٱلْأَخِرَةِ حَسَنَةً وَقِنَا عَذَابَ ٱلنَّارِ﴾ [البقرة: ٢٠١].

Zoti ynë, na jep të mira në këtë botë dhe të mira në botën tjetër, dhe mbrona nga ndëshkimi në Zjarr.

3. Surja el-Bekare, ajeti 250

﴿رَبَّنَآ أَفۡرِغۡ عَلَيۡنَا صَبۡرٗا وَثَبِّتۡ أَقۡدَامَنَا وَٱنصُرۡنَا عَلَى ٱلۡقَوۡمِ ٱلۡكَٰفِرِينَ﴾ [البقرة: ٢٥٠].

Zoti ynë, derdh mbi ne durim dhe na i forco këmbët e na ndihmo kundër popullit mosbesimtarë.

4. Surja el-Bekareh, ajeti 286

﴿رَبَّنَا لَا تُؤَاخِذۡنَآ إِن نَّسِينَآ أَوۡ أَخۡطَأۡنَاۚ رَبَّنَا وَلَا تَحۡمِلۡ
عَلَيۡنَآ إِصۡرٗا كَمَا حَمَلۡتَهُۥ عَلَى ٱلَّذِينَ مِن قَبۡلِنَاۚ رَبَّنَا وَلَا
تُحَمِّلۡنَا مَا لَا طَاقَةَ لَنَا بِهِۦۖ وَٱعۡفُ عَنَّا وَٱغۡفِرۡ لَنَا وَٱرۡحَمۡنَآۚ أَنتَ
مَوۡلَىٰنَا فَٱنصُرۡنَا عَلَى ٱلۡقَوۡمِ ٱلۡكَٰفِرِينَ﴾ [البقرة: ٢٨٦].

Zoti ynë, mos na ndëshko kur harrojmë apo gabojmë. Zoti ynë, mos na ngarko ashtu siç i ke ngarkuar ata para nesh. Zoti ynë, mos na ngarko me atë që s’mundim ta bartim. Na i shlyej gjynahet, na i mbulo gjynahet, na mëshiro. Ti je mbrojtësi ynë, andaj na ndihmo kundër popullit mosbesimtarë.

5. Surja Al-Imran, ajeti 8

﴿رَبَّنَا لَا تُزِغْ قُلُوبَنَا بَعْدَ إِذْ هَدَيْتَنَا وَهَبْ لَنَا مِن لَّدُنكَ رَحْمَةً ۚ إِنَّكَ أَنتَ ٱلْوَهَّابُ ﴿٨﴾﴾ [آل عمران: ٨].

Zoti ynë, mos lër të na devijojnë zemrat pasi na udhëzove dhe na dhuro mëshirë nga vetja Jote. Vërtet Ti je Dhuruesi.

6. Surja Al-Imran, ajeti 9

﴿رَبَّنَآ إِنَّكَ جَامِعُ ٱلنَّاسِ لِيَوۡمٖ لَّا رَيۡبَ فِيهِۚ إِنَّ ٱللَّهَ لَا يُخۡلِفُ ٱلۡمِيعَادَ ٩﴾ [آل عمران: ٩].

Zoti ynë, vërtet Ti do të t’i tubosh njerëzit në Ditën për të cilën s’ka dyshim. Vërtet Allahu nuk thyen premtimin.

7. Surja Al-Imran, ajeti 16

﴿رَبَّنَآ إِنَّنَآ ءَامَنَّا فَٱغۡفِرۡ لَنَا ذُنُوبَنَا وَقِنَا عَذَابَ ٱلنَّارِ ١٦﴾ [آل عمران: ١٦].

Zoti ynë, vërtet ne besojmë, prandaj na i fal e na i mbulo gjynahet dhe na ruaj nga ndëshkimi në Zjarr.

8. Surja Al-Imran, ajeti 53

﴿رَبَّنَآ ءَامَنَّا بِمَآ أَنزَلْتَ وَٱتَّبَعْنَا ٱلرَّسُولَ فَٱكْتُبْنَا مَعَ ٱلشَّٰهِدِينَ ﴿٥٣﴾﴾ [آل عمران: ٥٣].

Zoti ynë, ne besojmë në atë që Ti zbrite dhe ndjekim të Dërguarin, andaj na shëno ndër ata që dëshmuan (se Ti je i vetmi i denjë për t'u adhuruar).

9. Surja Al-Imran, ajeti 147

﴿رَبَّنَا ٱغۡفِرۡ لَنَا ذُنُوبَنَا وَإِسۡرَافَنَا فِيٓ أَمۡرِنَا وَثَبِّتۡ أَقۡدَامَنَا وَٱنصُرۡنَا
عَلَى ٱلۡقَوۡمِ ٱلۡكَٰفِرِينَ﴾ [آل عمران: ١٤٧].

Zoti ynë, na i fal e na i mbulo gjynahet dhe teprimet në punët që bëjmë,
dhe na i forco këmbët e na ndihmo kundër popullit mosbesimtarë.

## 10. Surja Al-Imran, ajetet 191-194

﴿رَبَّنَا مَا خَلَقْتَ هَٰذَا بَٰطِلًا سُبْحَٰنَكَ فَقِنَا عَذَابَ ٱلنَّارِ ١٩١ رَبَّنَآ
إِنَّكَ مَن تُدْخِلِ ٱلنَّارَ فَقَدْ أَخْزَيْتَهُۥ ۖ وَمَا لِلظَّٰلِمِينَ مِنْ أَنصَارٍ
١٩٢ رَّبَّنَآ إِنَّنَا سَمِعْنَا مُنَادِيًا يُنَادِى لِلْإِيمَٰنِ أَنْ ءَامِنُوا۟ بِرَبِّكُمْ
فَـَٔامَنَّا ۚ رَبَّنَا فَٱغْفِرْ لَنَا ذُنُوبَنَا وَكَفِّرْ عَنَّا سَيِّـَٔاتِنَا وَتَوَفَّنَا مَعَ
ٱلْأَبْرَارِ ١٩٣ رَبَّنَا وَءَاتِنَا مَا وَعَدتَّنَا عَلَىٰ رُسُلِكَ وَلَا تُخْزِنَا يَوْمَ
ٱلْقِيَٰمَةِ ۗ إِنَّكَ لَا تُخْلِفُ ٱلْمِيعَادَ ١٩٤﴾ [آل عمران: ١٩١-١٩٤].

Zoti ynë, Ti nuk krijove kot këtë (botë). I patëmeta je Ti. Na ruaj nga ndëshkimi në Zjarr. Zoti ynë, atë që Ti e fut në Zjarr vërtet e ke poshtëruar, dhe për zullumqarët s'do të ketë ndihmues. Zoti ynë, vërtet ne dëgjuam një thirrës të thërriste për të besuar: 'Besoni në Zotin tuaj,' dhe ne besuam. Atëherë, Zoti ynë, na i fal gjynahet dhe bëj që të vdesim krahas besimtarëve të devotshëm. Zoti ynë, na jep atë çfarë na premtove nëpërmjet të Dërguarve Tu dhe mos na poshtëro në Ditën e Kiametit. Vërtet Ti nuk e thyen premtimin.

11. Surja el-Ma'ideh, ajeti 83

﴿رَبَّنَآ ءَامَنَّا فَٱكۡتُبۡنَا مَعَ ٱلشَّٰهِدِينَ﴾ [المائدة: ٨٣].

Zoti ynë, ne besojmë, prandaj na shëno ndër ata që dëshmuan (se Ti je i vetmi i denjë për t'u adhuruar).

12. Surja el-A'raf, ajeti 23

﴿رَبَّنَا ظَلَمْنَآ أَنفُسَنَا وَإِن لَّمْ تَغْفِرْ لَنَا وَتَرْحَمْنَا لَنَكُونَنَّ مِنَ ٱلْخَٰسِرِينَ﴾ [الأعراف: ٢٣].

Zoti ynë, u kemi bërë padrejtësi vetëve tona, prandaj, po nuk na fale e nuk na mëshirove, do të jemi ndër të humburit.

13. Surja el-A’raf, ajeti 47

﴿رَبَّنَا لَا تَجۡعَلۡنَا مَعَ ٱلۡقَوۡمِ ٱلظَّٰلِمِينَ﴾ [الأعراف: ٤٧].

Zoti ynë, mos na vendos me njerëzit zullumqarë (idhujtarë e keqbërës).

14. Surja el-A’raf, ajeti 89

﴿رَبَّنَا ٱفۡتَحۡ بَيۡنَنَا وَبَيۡنَ قَوۡمِنَا بِٱلۡحَقِّ وَأَنتَ خَيۡرُ ٱلۡفَٰتِحِينَ﴾

[الأعراف: ٨٩].

Zoti ynë, gjyko mes nesh dhe popullit tonë me të vërtetën, se Ti je Gjykatësi më i mirë.

15. Surja el-A’raf, ajeti 126

﴿رَبَّنَآ أَفۡرِغۡ عَلَيۡنَا صَبۡرٗا وَتَوَفَّنَا مُسۡلِمِينَ﴾ [الأعراف: ١٢٦].

Zoti ynë, derdh mbi ne durim dhe bëj që të vdesim si muslimanë.

16. Surja Junus, ajetet 85-86

﴿رَبَّنَا لَا تَجْعَلْنَا فِتْنَةً لِّلْقَوْمِ ٱلظَّٰلِمِينَ ﴿٨٥﴾ وَنَجِّنَا بِرَحْمَتِكَ مِنَ
ٱلْقَوْمِ ٱلْكَٰفِرِينَ ﴿٨٦﴾﴾ [يونس: ٨٥-٨٦].

Zoti ynë, mos na bëj sprovë për popullin zullumqarë (d.m.th. mos bëj që ata të na mbizotërojnë), dhe na shpëto me mëshirën Tënde nga populli mosbesimtarë.

17. Surja Ibrahim, ajeti 38

﴿رَبَّنَآ إِنَّكَ تَعۡلَمُ مَا نُخۡفِي وَمَا نُعۡلِنُۗ وَمَا يَخۡفَىٰ عَلَى ٱللَّهِ مِن شَيۡءٖ
فِي ٱلۡأَرۡضِ وَلَا فِي ٱلسَّمَآءِ ٣٨﴾ [إبراهيم: ٣٨].

Zoti ynë, Ti e di çfarë fshehim dhe çfarë shfaqim; dhe asnjë gjë në tokë a në qiell nuk i fshihet Allahut.

18. Surja Ibrahim, ajeti 41

﴿رَبَّنَا ٱغْفِرْ لِي وَلِوَٰلِدَيَّ وَلِلْمُؤْمِنِينَ يَوْمَ يَقُومُ ٱلْحِسَابُ ٤١﴾

[إبراهيم: ٤١].

Zoti ynë, më fal mua, prindërit e mi dhe besimtarët në Ditën e Llogaridhënies.

19. Surja el-Kehf, ajeti 10

﴿رَبَّنَآ ءَاتِنَا مِن لَّدُنكَ رَحْمَةً وَهَيِّئْ لَنَا مِنْ أَمْرِنَا رَشَدًا﴾

[الكهف : ١٠].

Zoti ynë, na jep mëshirë nga vetja Jote dhe na e lehtëso çështjen në mënyrën e duhur.

20. Surja el-Mu’minun, ajeti 109

﴿رَبَّنَآ ءَامَنَّا فَٱغۡفِرۡ لَنَا وَٱرۡحَمۡنَا وَأَنتَ خَيۡرُ ٱلرَّٰحِمِينَ﴾

[المؤمنون: ١٠٩].

Zoti ynë, ne besuam, andaj na fal dhe na mëshiro, se Ti je mëshiruesi më i mirë.

21. Surja el-Furkan, ajeti 65

﴿رَبَّنَا ٱصۡرِفۡ عَنَّا عَذَابَ جَهَنَّمَۖ إِنَّ عَذَابَهَا كَانَ غَرَامًا﴾

[الفرقان: ٦٥].

Zoti ynë, shmang prej nesh ndëshkimin e Xhehenemit. Vërtet, ndëshkimi në të është i pandërprerë.

22. Surja el-Furkan, ajeti 74

﴿رَبَّنَا هَبْ لَنَا مِنْ أَزْوَٰجِنَا وَذُرِّيَّٰتِنَا قُرَّةَ أَعْيُنٍ وَٱجْعَلْنَا لِلْمُتَّقِينَ إِمَامًا﴾ [الفرقان: ٧٤].

Zoti ynë, bëj që gratë tona dhe fëmijët tanë të na jenë kënaqësi e syve tanë, dhe na bëj udhëheqës të të devotshmëve.

23. Surja Gafir, ajeti 7

﴿رَبَّنَا وَسِعۡتَ كُلَّ شَيۡءٖ رَّحۡمَةٗ وَعِلۡمٗا فَٱغۡفِرۡ لِلَّذِينَ تَابُواْ وَٱتَّبَعُواْ سَبِيلَكَ وَقِهِمۡ عَذَابَ ٱلۡجَحِيمِ﴾ [غافر: ٧].

Zoti ynë, Ti përfshin të gjitha gjërat me mëshirë e me dije, andaj fali ata që pendohen dhe ndjekin rrugën Tënde, dhe shpëtoji nga ndëshkimi me Zjarr.

24. Surja el-Hashr, ajeti 10

﴿رَبَّنَا ٱغۡفِرۡ لَنَا وَلِإِخۡوَٰنِنَا ٱلَّذِينَ سَبَقُونَا بِٱلۡإِيمَٰنِ وَلَا تَجۡعَلۡ
فِي قُلُوبِنَا غِلّٗا لِّلَّذِينَ ءَامَنُواْ رَبَّنَآ إِنَّكَ رَءُوفٞ رَّحِيمٌ ١٠﴾

[الحشر: ١٠].

Zoti ynë, na fal ne dhe vëllezërit tanë që na paraprinë në besim, dhe mos lër në zemrat tona urrejtje ndaj atyre që besojnë; Zoti ynë, vërtet Ti je i dhimbshëm dhe i mëshirshëm.

25. Surja el-Mumteheneh, ajeti 4

﴿رَّبَّنَا عَلَيْكَ تَوَكَّلْنَا وَإِلَيْكَ أَنَبْنَا وَإِلَيْكَ ٱلْمَصِيرُ﴾ [الممتحنة: ٤].

Zoti ynë, te Ti mbështetemi, Ty të kthehemi të penduar, dhe te Ti do të kthehemi përfundimisht (pas vdekjes).

26. Surja et-Tahrim, ajeti 8

﴿رَبَّنَآ أَتۡمِمۡ لَنَا نُورَنَا وَٱغۡفِرۡ لَنَآۖ إِنَّكَ عَلَىٰ كُلِّ شَيۡءٖ قَدِيرٞ﴾ [التحريم: ٨].

Zoti ynë, na e plotëso dritën dhe na fal. Vërtet, Ti je i gjithëfuqishëm mbi çdo gjë.

27. Surja Al-Imran, ajeti 38

﴿رَبِّ هَبْ لِى مِن لَّدُنكَ ذُرِّيَّةً طَيِّبَةً ۖ إِنَّكَ سَمِيعُ ٱلدُّعَآءِ﴾

[آل عمران: ٣٨].

Zoti im, më dhuro nga Ti fëmijë (pasardhës) të mirë. Vërtet Ti dëgjon lutjen.

28. Surja Hud, ajeti 47

﴿رَبِّ إِنِّيٓ أَعُوذُ بِكَ أَنۡ أَسۡـَٔلَكَ مَا لَيۡسَ لِي بِهِۦ عِلۡمٞۖ وَإِلَّا
تَغۡفِرۡ لِي وَتَرۡحَمۡنِيٓ أَكُن مِّنَ ٱلۡخَٰسِرِينَ﴾ [هود: ٤٧].

Zoti im, kërkoj të më ruash që të të lus për atë që nuk di. Po nuk më fale e nuk më mëshirove, do të jem nga të humburit.

29. Surja Ibrahim, ajeti 35

﴿رَبِّ ٱجۡعَلۡ هَٰذَا ٱلۡبَلَدَ ءَامِنٗا وَٱجۡنُبۡنِي وَبَنِيَّ أَن نَّعۡبُدَ
ٱلۡأَصۡنَامَ ٣٥﴾ [إبراهيم: ٣٥].

Zoti im, bëje të sigurt këtë qytet dhe më shmang mua dhe bijtë e mi nga adhurimi i idhujve.

30. Surja Ibrahim, ajeti 40

﴿رَبِّ ٱجۡعَلۡنِي مُقِيمَ ٱلصَّلَوٰةِ وَمِن ذُرِّيَّتِيۚ رَبَّنَا وَتَقَبَّلۡ دُعَآءِ ٤٠﴾ [إبراهيم: ٤٠].

Zoti im, më bëj që ta fali namazin mua dhe pasardhësit e mi. Zoti ynë, na e prano lutjen.

31. Surja Ta-He, ajetet 25-26

﴿رَبِّ ٱشۡرَحۡ لِي صَدۡرِي ٢٥ وَيَسِّرۡ لِيٓ أَمۡرِي ٢٦﴾ [طه: ٢٥-٢٦].

Zoti im, ma çel gjoksin (më jep vetëbesim, trimëri) dhe ma lehtëso çështjen.

32. Surja el-Enbija, ajeti 89

﴿رَبِّ لَا تَذَرْنِي فَرْدًا وَأَنتَ خَيْرُ ٱلْوَٰرِثِينَ﴾ [الأنبياء: ٨٩].

Zoti im, mos më lër pa fëmijë, dhe Ti je trashëgimtari më i mirë.

33. Surja el-Enbija, ajeti 112

﴿رَٰبِّ ٱحْكُم بِٱلْحَقِّۗ وَرَبُّنَا ٱلرَّحْمَٰنُ ٱلْمُسْتَعَانُ عَلَىٰ مَا تَصِفُونَ ١١٢﴾

[الأنبياء: ١١٢].

Zoti im, gjyko me të vërtetën. Zoti ynë është Mëshirëploti, të cilit i kërkohet ndihma kundër asaj çfarë ju i vishni Atij.

34. Surja el-Mu’minun, ajeti 29

﴿رَّبِّ أَنزِلۡنِي مُنزَلٗا مُّبَارَكٗا وَأَنتَ خَيۡرُ ٱلۡمُنزِلِينَ﴾ [المؤمنون: ٢٩].

Zoti im, më zbarko (më zbrit) në një vendbanim të bereqetshëm, se Ti je më i miri prej atyre që mundësojnë zbarkimin.

35. Surja el-Mu'minun, ajeti 94

﴿رَبِّ فَلَا تَجۡعَلۡنِي فِي ٱلۡقَوۡمِ ٱلظَّٰلِمِينَ﴾

[المؤمنون: ٩٤].

... atëherë, Zoti im, mos më lër midis popullit zullumqar.

36. Surja esh-Shu'araa, ajeti 83-85

﴿رَبِّ هَبۡ لِي حُكۡمٗا وَأَلۡحِقۡنِي بِٱلصَّٰلِحِينَ ٨٣ وَٱجۡعَل لِّي
لِسَانَ صِدۡقٖ فِي ٱلۡأٓخِرِينَ ٨٤ وَٱجۡعَلۡنِي مِن وَرَثَةِ جَنَّةِ ٱلنَّعِيمِ ٨٥﴾

[الشُّعَرَاء: ٨٣-٨٥].

Zoti im, më dhuro urtësi (dije fetare), më bashko me të mirët, bëj që të kujtohem me nderim nga gjeneratat e mëvonshme, dhe më bëj trashëgimtar të Xhenetit të kënaqësive.

37. Surja esh-Shu'araa, ajeti 87-89

﴿وَلَا تُخۡزِنِي يَوۡمَ يُبۡعَثُونَ ٨٧ يَوۡمَ لَا يَنفَعُ مَالٞ وَلَا بَنُونَ ٨٨ إِلَّا
مَنۡ أَتَى ٱللَّهَ بِقَلۡبٖ سَلِيمٖ ٨٩﴾ [الشعراء: ٨٧- ٨٩].

Mos më turpëro në Ditën kur ata të ringjallen, në Ditën kur s'do të bëjnë dobi pasuria e as bijtë; përveç atij që i vjen Allahut me zemër të shëndoshë (të pastër nga shirku dhe hipokrizia).

38. Surja en-Neml, ajeti 19

﴿رَبِّ أَوۡزِعۡنِيٓ أَنۡ أَشۡكُرَ نِعۡمَتَكَ ٱلَّتِيٓ أَنۡعَمۡتَ عَلَيَّ وَعَلَىٰ وَٰلِدَيَّ
وَأَنۡ أَعۡمَلَ صَٰلِحٗا تَرۡضَىٰهُ وَأَدۡخِلۡنِي بِرَحۡمَتِكَ فِي عِبَادِكَ
ٱلصَّٰلِحِينَ﴾ [النمل: ١٩].

Zoti im, më jep forcë dhe aftësi të të falënderoj për të mirat që m'i ke dhënë mua dhe prindërve të mi dhe të bëj vepra të mira që të kënaqin, dhe me mëshirën Tënde më bëj nga robërit e Tu të mirë.

39. Surja el-Kasas, ajeti 16

﴿رَبِّ إِنِّي ظَلَمۡتُ نَفۡسِي فَٱغۡفِرۡ لِي﴾ [القصص: ١٦].

Zoti im, i kam bërë padrejtësi vetes, prandaj më fal.

40. Surja el-Kasas, ajeti 17

﴿رَبِّ بِمَآ أَنۡعَمۡتَ عَلَيَّ فَلَنۡ أَكُونَ ظَهِيرًا لِّلۡمُجۡرِمِينَ﴾

Zoti im, meqë më dhe hir, unë s’do t’u dal në ndihmë kriminelëve (mosbesimtarëve, idhujtarëve, gjynahqarëve).

41. Surja el-Kasas, ajeti 21

﴿رَبِّ نَجِّنِي مِنَ ٱلۡقَوۡمِ ٱلظَّٰلِمِينَ﴾ [القصص: ٢١].

Zoti im, më shpëto nga populli zullumqar.

42. Surja el-Kasas, ajeti 24

﴿رَبِّ إِنِّي لِمَآ أَنزَلْتَ إِلَيَّ مِنْ خَيْرٍ فَقِيرٌ﴾ [القصص: ٢٤].

Zoti im, unë jam nevojtar për çfarëdo që Ti më zbret (jep).

43. Surja el-Ankebut, ajeti 30

﴿رَبِّ ٱنصُرۡنِي عَلَى ٱلۡقَوۡمِ ٱلۡمُفۡسِدِينَ﴾ [العنكبوت: ٣٠].

Zoti im, më ndihmo kundër popullit çrregullues.

44. Surja es-Saaffat, ajeti 100

﴿رَبِّ هَبۡ لِي مِنَ ٱلصَّٰلِحِينَ ١٠٠﴾ [الصافات: ١٠٠].

Zoti im, më dhuro (pasardhës) prej të devotshmëve.

45. Surja el-Ahkaf, ajeti 15

﴿رَبِّ أَوۡزِعۡنِيٓ أَنۡ أَشۡكُرَ نِعۡمَتَكَ ٱلَّتِيٓ أَنۡعَمۡتَ عَلَيَّ وَعَلَىٰ وَٰلِدَيَّ
وَأَنۡ أَعۡمَلَ صَٰلِحٗا تَرۡضَىٰهُ وَأَصۡلِحۡ لِي فِي ذُرِّيَّتِيٓۖ إِنِّي تُبۡتُ إِلَيۡكَ
وَإِنِّي مِنَ ٱلۡمُسۡلِمِينَ﴾ [الأحقاف: ١٥].

Zoti im, më jep forcë dhe aftësi të të falënderoj për të mirat që m'i ke dhënë mua dhe prindërve të mi dhe të bëj vepra të mira që të kënaqin, dhe m'i bëj të mirë fëmijët (pasardhësit), se vërtet të kthehem i penduar dhe vërtet unë jam një musliman (i nënshtrohem vullnetit Tënd).

46. Surja et-Tehrim, ajeti 11

﴿رَبِّ ٱبۡنِ لِي عِندَكَ بَيۡتٗا فِي ٱلۡجَنَّةِ﴾ [التحريم: ١١].

Zoti im, ma ndërto një shtëpi te Ti në Xhenet.

47. Surja Nuh, ajeti 28

﴿رَّبِّ ٱغۡفِرۡ لِي وَلِوَٰلِدَيَّ وَلِمَن دَخَلَ بَيۡتِيَ مُؤۡمِنٗا وَلِلۡمُؤۡمِنِينَ
وَٱلۡمُؤۡمِنَٰتِۖ وَلَا تَزِدِ ٱلظَّٰلِمِينَ إِلَّا تَبَارَۢا ٢٨﴾ [نوح: ٢٨].

Zoti im, më fal mua, prindërit e mi, atë që hyn në shtëpinë tim si besimtar, besimtarët e besimtaret, dhe mos u shto zullumqarëve gjë tjetër veç shkatërrimit.

## 48. Surja Ali Imran, ajetet 26-27

﴿... ٱللَّهُمَّ مَٰلِكَ ٱلۡمُلۡكِ تُؤۡتِي ٱلۡمُلۡكَ مَن تَشَآءُ وَتَنزِعُ ٱلۡمُلۡكَ
مِمَّن تَشَآءُ وَتُعِزُّ مَن تَشَآءُ وَتُذِلُّ مَن تَشَآءُۖ بِيَدِكَ ٱلۡخَيۡرُۖ إِنَّكَ
عَلَىٰ كُلِّ شَيۡءٖ قَدِيرٞ ٢٦ تُولِجُ ٱلَّيۡلَ فِي ٱلنَّهَارِ وَتُولِجُ ٱلنَّهَارَ فِي ٱلَّيۡلِۖ
وَتُخۡرِجُ ٱلۡحَيَّ مِنَ ٱلۡمَيِّتِ وَتُخۡرِجُ ٱلۡمَيِّتَ مِنَ ٱلۡحَيِّۖ وَتَرۡزُقُ مَن
تَشَآءُ بِغَيۡرِ حِسَابٖ﴾ [آل عمران: ٢٦-٢٧].

O Allah, Pronar i Mbretërisë, Ti i jep mbretërimin kujt të duash dhe ia heq mbretërimin kujt të duash, Ti nderon kë të duash dhe poshtëron kë të duash, në dorën Tënde është e mira, vërtet Ti je gjithëfuqishëm mbi çdo gjë. Ti fut natën në ditë dhe fut ditën në natë, Ti nxjerr të gjallin nga i vdekuri dhe nxjerr të vdekurin nga i gjalli, dhe Ti furnizon kë të duash pa llogari.

## 49. Surja Ali Imran, ajetet 73-74

﴿... إِنَّ ٱلْفَضْلَ بِيَدِ ٱللَّهِ يُؤْتِيهِ مَن يَشَآءُ ۗ وَٱللَّهُ وَٰسِعٌ عَلِيمٌ ﴿٧٣﴾
يَخْتَصُّ بِرَحْمَتِهِۦ مَن يَشَآءُ ۗ وَٱللَّهُ ذُو ٱلْفَضْلِ ٱلْعَظِيمِ﴾

[آل عمران: ٧٣-٧٤].

Vërtet hiri është në dorë të Allahut dhe i jep nga ai kujt të dojë. Allahu është i mjaftueshëm për nevojat e robërve. Ai di çdo gjë. Ai veçon kë të dojë me mëshirën e Tij. Ai është pronar i një hiri të pamasë.

50. Surja Ta-He, ajeti 114

﴿... رَّبِّ زِدۡنِي عِلۡمٗا﴾ [طه: ١١٤].

Zoti im, më shto dije.

51. Surja el-Mu’minun, ajetet 97-98

﴿... رَّبِّ أَعُوذُ بِكَ مِنْ هَمَزَٰتِ ٱلشَّيَٰطِينِ ﴿٩٧﴾ وَأَعُوذُ بِكَ رَبِّ
أَن يَحْضُرُونِ ﴿٩٨﴾﴾ [المؤمنون: ٩٧-٩٨].

Zoti im, kërkoj shpëtim te Ti nga çmenduria e shejtanëve, dhe kërkoj shpëtim te Ti, o Zoti im, nga prania e tyre.

52. Surja el-Mu’minun, ajeti 118

﴿... رَّبِّ ٱغۡفِرۡ وَٱرۡحَمۡ وَأَنتَ خَيۡرُ ٱلرَّٰحِمِينَ ١١٨﴾ [المؤمنون: ١١٨].

Zoti im, fal dhe mëshiro, se Ti je mëshiruesi më i mirë.

## 53. Surja el-Kafirun

﴿قُلْ يَٰٓأَيُّهَا ٱلْكَٰفِرُونَ ۝١ لَآ أَعْبُدُ مَا تَعْبُدُونَ ۝٢ وَلَآ أَنتُمْ
عَٰبِدُونَ مَآ أَعْبُدُ ۝٣ وَلَآ أَنَا۠ عَابِدٌ مَّا عَبَدتُّمْ ۝٤ وَلَآ أَنتُمْ
عَٰبِدُونَ مَآ أَعْبُدُ ۝٥ لَكُمْ دِينُكُمْ وَلِىَ دِينِ ۝٦﴾ [سورة
الكافرون].

Thuaj: O mosbesimtarë, unë nuk adhuroj atë çfarë adhuroni ju e as ju nuk adhuroni atë çfarë adhuroj unë. Dhe unë nuk do të adhuroj atë çfarë adhuroni ju e as ju s’do të adhuroni atë çfarë adhuroj unë. Ju keni fenë tuaj, unë kam fenë time.

## 54. Surja el-Ikhlas

﴿قُلۡ هُوَ ٱللَّهُ أَحَدٌ ١ ٱللَّهُ ٱلصَّمَدُ ٢ لَمۡ يَلِدۡ وَلَمۡ
يُولَدۡ ٣ وَلَمۡ يَكُن لَّهُۥ كُفُوًا أَحَدُۢ ٤﴾ [سورة
الإخلاص].

Thuaj: Ai është Allahu i pashoq, Allahu i Vetëmjaftueshëm që i përgjërohen të gjithë, që as nuk ka lindur ndokënd e as vetë nuk është i lindur, dhe s’ka të barabartë me Të.

## 55. Surja el-Felek

﴿قُلْ أَعُوذُ بِرَبِّ ٱلْفَلَقِ ﴿١﴾ مِن شَرِّ مَا خَلَقَ ﴿٢﴾ وَمِن شَرِّ
غَاسِقٍ إِذَا وَقَبَ ﴿٣﴾ وَمِن شَرِّ ٱلنَّفَّٰثَٰتِ فِى ٱلْعُقَدِ ﴿٤﴾
وَمِن شَرِّ حَاسِدٍ إِذَا حَسَدَ ﴿٥﴾﴾ [سورة الفلق].

Thuaj: Kërkoj shpëtim te Zoti i agut nga e keqja që krijoi, nga e keqja e errësirës së thellë, nga e keqja e atij që fryn në nyje (magjistarit që ysht), dhe nga e keqja e ziliqarit kur nuk fsheh zilinë.

## 56. Surja Naas

﴿قُلۡ أَعُوذُ بِرَبِّ ٱلنَّاسِ ١ مَلِكِ ٱلنَّاسِ ٢ إِلَٰهِ
ٱلنَّاسِ ٣ مِن شَرِّ ٱلۡوَسۡوَاسِ ٱلۡخَنَّاسِ ٤ ٱلَّذِي يُوَسۡوِسُ
فِي صُدُورِ ٱلنَّاسِ ٥ مِنَ ٱلۡجِنَّةِ وَٱلنَّاسِ ٦﴾

[سورة الناس].

Thuaj: Kërkoj shpëtim te Zoti i njerëzimit, Mbreti i njerëzimit, i adhuruari i njerëzimit, nga e keqja e cytjeve të atij që tërhiqet (kur ta kujtosh Zotin), atij që nuk lë të qeta zemrat e njerëzve, nga xhinët a nga njerëzit qoftë.

57. Surja el-Bekare, ajeti 127

﴿رَبَّنَا تَقَبَّلْ مِنَّآ ۖ إِنَّكَ أَنتَ ٱلسَّمِيعُ ٱلْعَلِيمُ﴾ [البقرة: ١٢٧].

Zoti ynë, prano prej nesh! Vërtet, Ti dëgjon çdo gjë dhe di çdo gjë.

58. Surja Junus, ajeti 10

﴿دَعۡوَىٰهُمۡ فِيهَا سُبۡحَٰنَكَ ٱللَّهُمَّ وَتَحِيَّتُهُمۡ فِيهَا سَلَٰمٞۚ وَءَاخِرُ
دَعۡوَىٰهُمۡ أَنِ ٱلۡحَمۡدُ لِلَّهِ رَبِّ ٱلۡعَٰلَمِينَ ١٠﴾ [يونس: ١٠].

Lutja e tyre aty (në Xhenet) do të jetë ‘I patëmeta je, o Allah!’, përshëndetja e tyre do të jetë ‘Selam’, dhe lutja e tyre e përmbyllëse do të jetë ‘Lavdi Allahut, Zotit të botëve!’

## Duaja 1

«لا إِلَهَ إِلا اللَّهُ الْعَظِيمُ الْحَلِيمُ، لا إِلَهَ إِلا اللَّهُ رَبُّ الْعَرْشِ الْعَظِيمِ، لا إِلَهَ إِلا اللَّهُ رَبُّ السَّمَوَاتِ وَرَبُّ الأَرْضِ وَرَبُّ الْعَرْشِ الْكَرِيمِ».

S'ka të denjë për t'u adhuruar, përveç Allahut, të madhërishmit, të përmbajturit. S'ka të denjë për t'u adhuruar, përveç Allahut, Zotit të Fronit madhështor. S'ka të denjë për t'u adhuruar, përveç Allahut, Zotit të qiejve e të tokës dhe Zotit të Fronit fisnik.

(*Sahih el-Buhari*, hadithi nr. 6346 & *Sahih Muslim*, hadithi nr. 2730)

Duaja 2

«لا إِلَهَ إِلا اللَّهُ وَحْدَهُ، أَعَزَّ جُنْدَهُ، وَنَصَرَ عَبْدَهُ، وَغَلَبَ الأَحْزَابَ وَحْدَهُ، فَلا شَيْءَ بَعْدَهُ».

S'ka të denjë për t'u adhuruar, përveç Allahut të pashoq, i cili forcoi ushtrinë e Tij, bëri fitimtar robin e Tij, mposhti koalicionin (që luftuan kundër pejgamberit ρ). Dhe pas Tij s'ka gjë.

(*Sahih el-Buhari*, hadithi nr. 4114 & *Sahih Muslim*, hadithi nr. 2724.)

## Duaja 3

«لَا إِلَٰهَ إِلَّا أَنْتَ سُبْحَانَكَ إِنِّي كُنْتُ مِنَ ٱلظَّالِمِينَ».

S’ka të denjë për t’u adhuruar, përveç Teje. I patëmeta je Ti. Vërtet, i kam bërë padrejtësi vetvetes.

(*Sunen et-Tirmidhi*, hadithi nr. 3505; *el-Mustedrek* e el-Hakim, hadithi nr. 2/382; *Sahih et-Tirmidhi* e shejh Albanit, hadithi nr. 2785)

Duaja 4

«يَا حَيُّ يَا قَيُّومُ بِرَحْمَتِكَ أَسْتَغِيثُ».

O i Gjallë! O Mbajtësi i çdo gjëje! Me mëshirën Tënde kërkoj ndihmë.

(*Sunen et-Tirmidhi*, hadithi nr. 3524 & *Sahih et-Tirmidhi* e shejh Albanit, hadithi nr. 2796.)

Duaja 5

«اللهُ اللهُ رَبِّي، لَا أُشْرِكُ بِهِ شَيْئاً».

Allahu, Allahu është Zoti im dhe unë nuk i shoqëroj gjë në adhurimin që ia kushtoj.

(*Sunen Ebu Daud*, hadithi nr. 1525 & *Sahih Ebu Daud* e shejh Albanit, hadithi nr. 1349; *Musned Ahmed*, hadithi nr. 6/369.)

Duaja 6

«اللَّهُمَّ لَكَ الْحَمْدُ أَنْتَ نُورُ السَّمَوَاتِ وَالأَرْضِ، وَلَكَ الْحَمْدُ أَنْتَ قَيِّمُ السَّمَوَاتِ وَالأَرْضِ، وَلَكَ الْحَمْدُ أَنْتَ رَبُّ السَّمَوَاتِ وَالأَرْضِ وَمَنْ فِيهِنَّ، أَنْتَ الْحَقُّ، وَوَعْدُكَ الْحَقُّ، وَقَوْلُكَ الْحَقُّ، وَلِقَاؤُكَ الْحَقُّ، وَالْجَنَّةُ حَقٌّ، وَالنَّارُ حَقٌّ، وَالنَّبِيُّونَ حَقٌّ، وَالسَّاعَةُ حَقٌّ، اللَّهُمَّ لَكَ أَسْلَمْتُ، وَبِكَ آمَنْتُ، وَعَلَيْكَ تَوَكَّلْتُ، وَإِلَيْكَ أَنَبْتُ، وَبِكَ خَاصَمْتُ، وَإِلَيْكَ حَاكَمْتُ، فَاغْفِرْ لِي مَا قَدَّمْتُ وَمَا أَخَّرْتُ، وَمَا أَسْرَرْتُ وَمَا أَعْلَنْتُ، أَنْتَ إِلَهِي لا إِلَهَ إِلا أَنْتَ».

Lavdi të qoftë, o Allah. Ti je drita e qiejve dhe e tokës; lavdi të qoftë! Ti je Mbajtësi i qiejve dhe i tokës; lavdi të qoftë! Ti je Zoti i qiejve dhe i tokës dhe e asaj çfarë ka mes tyre; lavdi të qoftë! Ti je i vërtetë, premtimi Yt është i vërtetë, e folura jote është e vërtetë, takimi me Ty është i vërtetë, Xheneti është i vërtetë, Xhehenemi është i vërtetë, pejgamberët janë të vërtetë, Kiameti është i vërtetë. O Allah, Ty të nënshtrohem, në Ty besoj, te Ti mbështetem, Ty të pendohem, me Ty argumentoj, Ty të kthehem për gjykim; ma fal atë që kam bërë dhe atë që kam lënë pa bërë, atë që e kam mbajtur të fshehur dhe atë që e kam shprehur. Ti je i adhuruari im, s’ka të denjë për t’u adhuruar, përveç Teje.

(*Sahih el-Buhari*, hadithi nr. 4799 & *Sahih Muslim*, hadithi nr. 769)

Duaja 7

«اللَّهُمَّ رَبَّنَا لَكَ الْحَمْدُ، مِلْءَ السَّمَاوَاتِ وَالأَرْضِ، وَمِلْءَ مَا شِئْتَ مِنْ شَيْءٍ بَعْدُ، أَهْلَ الثَّنَاءِ وَالْمَجْدِ، أَحَقُّ مَا قَالَ الْعَبْدُ وَكُلُّنَا لَكَ عَبْدٌ، ٱللَّهُمَّ لا مَانِعَ لِمَا أَعْطَيْتَ، وَلا مُعْطِيَ لِمَا مَنَعْتَ، وَلا يَنْفَعُ ذَا ٱلْجَدِّ مِنْكَ ٱلْجَدُّ».

O Allah, Zoti ynë, qofsh i lavdëruar me lavdërime që mbushin qiejt e tokën dhe që mbushin çfarë Ti do përveç kësaj. Denjësia jote për t'u lavdëruar dhe fisnikëria jote janë shumë më të vërteta nga çfarë shpreh robi, dhe të gjithë ne jemi robërit e Tu. O Allah, askush s'mund ta ndalë atë që ti jep dhe as nuk mund të jep atë që Ti ndal. Poseduesit të pasurisë së madhe nuk i bën dobi pasuria te Ti.

(*Sahih Muslim*, hadithi nr. 477. Fjala arabe *mil'e* (mbushje) po ashtu shqiptohet si *mil'u*. Në shpjegimin e tij të *Sahih Muslim* [f.4/193 dhe f.6/59] en-Neëeëi argumenton në favor të *mil'e*, siç dhe përdoret më së shumti.)

Duaja 8

«اللَّهُمَّ أَعُوذُ بِرَضَاكَ مِنْ سَخَطِكَ، وَبُمَعافَاتِك مِنْ عُقُوبَتِكَ، وَأَعُوذُ بِكَ مِنْكَ، لَا أُحْصِي ثَنَاءً عَلَيْكَ، أَنْتَ كَمَا أَثْنَيْتَ عَلَى نَفْسِكَ».

O Allah, kërkoj shpëtim në kënaqësinë Tënde nga hidhërimi Yt, në faljen Tënde nga ndëshkimi Yt; kërkoj shpëtim te Ti nga vetë Ti. Unë nuk mund të të lavdëroj siç duhet. Ti je ashtu siç e lavdëron veten Tënde.

(*Sahih Muslim*, hadithi nr. 486)

Duaja 9

«اللَّهُمَّ صَلِّ عَلَى مُحَمَّدٍ وَعَلَى آل مُحَمَّدٍ، كَمَا صَلَّيْتَ عَلَى [إِبْرَاهِيْمَ وَعَلَى] آلِ إِبْرَاهِيْمَ، إِنَّكَ حَمِيدٌ مَجِيدٌ. وَبَارِكْ عَلَى مُحَمَّدٍ و عَلَى آل مُحَمَّدٍ كَمَا بَارَكْتَ عَلَى [إِبْرَاهِيْمَ وعَلَى] آل إِبْرَاهِيْمَ [فِي العَالَمِينَ] إِنَّكَ حَمِيدٌ مَجِيدٌ».

O Allah, lavdëroje e nderoje Muhamedin dhe familjen e Muhamedit ashtu siç lavdërove e nderove Ibrahimin dhe familjen e Ibrahimit, se vërtet Ti je i lavdishëm dhe fisnik. O Allah, jepi bereqet Muhamedit dhe familjes së Muhamedit ashtu siç i dhe bereqet Ibrahimit dhe familjes së Ibrahimit (në të dy botët), se vërtet Ti je i lavdishëm dhe fisnik.

(*Sahih el-Buhari*, hadithi nr. 3370 & *Sahih Muslim*, hadithi nr. 405)

## Duaja 10

«اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْأَلُكَ بِأَنِّي أَشْهَدُ أَنَّكَ أَنْتَ اللهُ، لَا إِلَهَ إِلَّا أَنْتَ، ٱلْأَحَدُ ٱلصَّمَدُ ٱلَّذِي لَمْ يَلِدْ وَلَمْ يُولَدْ وَلَمْ يَكُنْ لَهُ كُفُوًا أَحَدٌ».

O Allah, të lutem duke dëshmuar se Ti je Allahu, s'ka të denjë për t'u adhuruar, përveç Teje, të pashoqit, të Vetëmjaftueshmit që i përgjërohen të gjithë, i cili as nuk ka lindur ndokënd e as vetë nuk është i lindur, dhe s'ka të barabartë me Të.

(*Sunen et-Tirmidhi*, hadithi nr. 3857; *Sahih ibn Maxheh* e shejh Albanit, hadithi nr. 311; *et-Terghib ëet-Terhib* i el-Mundhirit, hadithi 2/485)

Duaja 11

«اللَّهُمَّ إِنِّي ظَلَمْتُ نَفْسِي ظُلْمًا كَثِيرًا، وَلا يَغْفِرُ الذُّنُوبَ إِلَّا أَنْتَ، فَاغْفِرْ لِي مَغْفِرَةً مِنْ عِنْدِكَ وَارْحَمْنِي، إِنَّك أَنْتَ الْغَفُورُ الرَّحِيمُ».

O Allah, i kam bërë vetes shumë padrejtësi dhe, përveç Teje, askush nuk mbulon gjynahet. Prandaj m'i mbulo gjynahet me faljen Tënde dhe më mëshiro, se vërtet Ti fal shumë/shpesh dhe je mëshirues i përhershëm.

(*Sahih el-Buhari*, hadithi nr. 834 & *Sahih Muslim*, hadithi nr. 2704)

## Duaja 12

«اللَّهُمَّ إِنِّي أَعُوذُ بِوَجْهِكَ الْكَرِيمِ وَكَلِمَاتِكَ التَّامَّةِ، مِنْ شَرِّ مَا أَنْتَ آخِذٌ بِنَاصِيَتِهِ، اللَّهُمَّ أَنْتَ تَكْشِفُ الْمَغْرَمَ وَالْمَأْثَمَ، اللَّهُمَّ لَا يُهْزَمُ جُنْدُكَ، وَلَا يُخْلَفُ وَعْدُكَ، وَلَا يَنْفَعُ ذَا الْجَدِّ مِنْكَ الْجَدُّ، سُبْحَانَكَ وَبِحَمْدِكَ».

O Allah, kërkoj ndihmë me Fytyrën Tënde fisnike dhe me fjalët e Tua të përsosura nga e keqja që Ti ke nën kontroll. O Allah, Ti fshin borxhet dhe gjynahet. O Allah, ushtria jote është e pamposhtur, premtimi Yt është i pathyeshëm, poseduesit të pasurisë së madhe nuk i bën dobi pasuria te Ti. I patëmeta je Ti dhe lavdi të qoftë!

(*Sunen Ebu Daud*, hadithi nr. 5052. Në librin e tij *el-Edhkaar*, en-Newewi e cilëson hadithin si të saktë, po ashtu dhe Ibn Haxher në *Netaaixh el-Efkaar*)

Duaja 13

«أَعُوذُ بِوَجْهِ اللهِ الْكَرِيم، وَبِكَلِمَاتِ اللهِ التَّامَّاتِ، اللَّاتِي لَا يُجَاوِزُهُنَّ بَرٌّ وَلَا فَاجِرٌ، مِنْ شَرِّ مَا يَنْزِلُ مِنَ السَّمَاء وَشَرِّ مَا يَعْرُجُ فِيهَا، وَشَرِّ مَا ذَرَأَ فِي الأَرْضِ وَشَرِّ مَا يَخْرُجُ مِنْهَا، وَمِنْ فِتَنِ اللَّيْلِ وَالنَّهَارِ، وَمِنْ طَوَارِقِ اللَّيْلِ وَالنَّهارِ، إِلَّا طَارِقاً يَطْرُقُ بِخَيْرٍ يَارَحْمنُ».

Kërkoj ndihmë me Fytyrën fisnike të Allahut dhe me fjalët e përsosura të Allahut, të cilat s'mund t'i autorizojë as një i drejtë e as një i shthurur, nga e keqja e asaj që zbret nga qielli dhe nga e keqja e asaj që ngrihet në të, nga e keqja e asaj që hyn në tokë dhe nga e keqja e asaj që del prej saj, nga sprovat e natës e të ditës, nga vizitorët e natës e të ditës, përveç vizitorit që vjen për të mirë, o Mëshirëplotë!

(*Musned Ahmed, hadithi nr. 3/419; Muëetta Maalik,* hadithi nr. 51/4; Historia e Madhe e el-Buharit, nr. 3/1/248; *ed-Delaail* e el-Bejheki; *et-Terghib ëet-Terhib* e el-Mundhiri, nr. 2/457; *Kenz el-Ummaal*, nr. 2/665 e el-Mutteki el-Hindi; *Sahih el-Xhami es-Saghir* e shejh Albanit, nr. 74)

## Duaja 14

«أَعُوذُ بِاللهِ السَّمِيعِ الْعَلِيمِ، مِنْ الشَّيْطَانِ الرَّجِيمِ؛ مِنْ هَمْزِهِ وَنَفْخِهِ وَنَفْثِهِ».

Kërkoj shpëtim te Allahu që dëgjon gjithçka e sheh gjithçka nga shejtani i mallkuar - nga çmenduria e tij, nga arroganca e tij, nga poezia e kotë e tij.

(*Sunen Ebu Daud*, hadithi nr. 775; *Sunen et-Tirmidhi*, hadithi nr. 5/364)

Duaja 15

«أَعُوذُ بِكَلِمَاتِ اللهِ التَّامَّاتِ مِنْ شَرِّ مَا خَلَقَ».

Kërkoj shpëtim me fjalët e përsosura të Allahut nga e keqja që Ai krijoi.

(*Sahih Muslim*, hadith nr. 2708; *Musned Ahmed*, hadith nr. 5/364)

Duaja 16

«أَعُوذُ بِكَلِمَاتِ اللهِ التَّامَّةِ مِنْ غَضَبِهِ وَعِقَابِهِ وَشَرِّ عِبَادِهِ، وَمِنْ هَمَزَاتِ الشَّيَاطِينِ، وَأَنْ يَحْضُرُونِ».

Kërkoj shpëtim me fjalët e përsosura të Allahut nga hidhërimi i Tij, nga ndëshkimi i Tij, nga e keqja e robërve të Tij, nga çmenduria e shejtanëve dhe nga prania e tyre.

(*Musned Ahmed*, hadithi nr. 2/181; *Sunen Ebu Daud*, hadithi nr. 3893; *Sunen et-Tirmidhi*, hadithi nr. 2867)

Duaja 17

«أَعُوذُ بِاللهِ مِنَ الْفِتَنِ؛ مَا ظَهَرَ مِنْهَا وَمَا بَطَنَ».

Kërkoj shpëtim te Allahu nga sprovat; nga ajo që është e dukshme në to dhe nga ajo që nuk është e dukshme.

(*Sahih Muslim*, hadithi nr. 2867)

Duaja 18

«اللَّهُمَّ إِنِّي أَعُوذُ بِعِزَّتِكَ الَّذِي لا إِلَهَ إِلَّا أَنْتَ الَّذِي لا يَمُوتُ وَالْجِنُّ وَالإِنْسُ يَمُوتُونَ».

O Allah, kërkoj shpëtim në krenarinë Tënde, meqë s'ka të denjë për t'u adhuruar, përveç Teje që nuk vdes, kurse xhinët dhe njerëzit vdesin.

Duaja 19

«ٱللَّهُمَّ إِنِّي أَعُوذُ بِكَ مِنْ أَنْ أُشْرِكَ بِكَ شَيْئًا أَعْلَمُهُ، وَأَسْتَغْفِرُكَ لِمَا لَا أَعْلَمُ».

O Allah, kërkoj të më ruash nga bërja e shirkut me vetëdije dhe kërkoj të më falësh për shirkun që bëj duke mos ditur.

(*Musned Ahmed*, hadith nr. 4/304)

Duaja 20

«اللَّهُمَّ إِنِّي أَعُوذُ بِكَ مِنْ زَوَالِ نِعْمَتِكَ، وَتَحَوُّلِ عَافِيَتِكَ، وَفُجَاءَةِ نِقْمَتِكَ، وَجَمِيعِ سَخَطِكَ».

O Allah, kërkoj të më ruash nga rënia e hirit që ma ke dhënë, nga ndërrimi i mirëqenies që ma ke dhënë, nga ndëshkimi Yt i befasishëm, dhe nga gjithçka që të hidhëron Ty.

(*Sahih Muslim*, hadithi nr. 2739)

Duaja 21

«اللَّهُمَّ إِنِّي أَعُوذُ بِكَ مِنْ شَرِّ مَا عَمِلْتُ وَمِنْ شَرِّ مَا لَمْ أَعْمَلْ».

O Allah, kërkoj të më ruash nga e keqja që kam bërë dhe nga e keqja që s’e kam bërë.

(*Sahih Muslim*, hadithi nr. 2716)

Duaja 22

«اللَّهُمَّ إِنِّي أَعُوذُ بِكَ مِنْ شَرِّ سَمْعِي، وَمِنْ شَرِّ بَصَرِي، وَمِنْ شَرِّ لِسَانِي، وَمِنْ شَرِّ قَلْبِي».

O Allah, kërkoj të më ruash nga e keqja e asaj çfarë dëgjoj, nga e keqja e asaj çfarë shoh, nga e keqja e asaj çfarë flas, dhe nga e keqja e zemrës sime.

(*Sunen et-Tirmidhi*, hadithi nr. 3492 & *Sahih et-Tirmidhi* e shejh Albanit, hadithi nr. 2775)

Duaja 23

«اللَّهُمَّ إِنِّي أَعُوذُ بِكَ مِنْ ضَلَعِ الدَّيْنِ، وَغَلَبَةِ الرِّجَالِ».

O Allah, kërkoj të më ruash të mos barrosem me borxhe dhe të mos më mundin njerëzit.

(*Sahih el-Buhari*, hadithi nr. 2893 & *Sahih Muslim*, hadithi nr. 1365)

Duaja 24

«اللَّهُمَّ إِنِّي أَعُوذُ بِكَ مِنْ جَهْدِ الْبَلاءِ، وَدَرَكِ الشَّقَاءِ، وَسُوءِ الْقَضَاءِ، وَشَمَاتَةِ الأَعْدَاءِ».

O Allah, kërkoj të më ruash nga tendosja e fatkeqësisë, nga ultësia e mjerimit, nga gjykimi i keq, dhe nga gëzimi i armikut (me vuajtjet e mia).

(*Sahih el-Buhari*, hadithi nr. 6347 & *Sahih Muslim*, hadithi nr. 2707)

Duaja 25

«اللَّهُمَّ إِنِّي أَعُوذُ بِكَ مِنْ فِتْنَةِ النَّارِ وَعَذَابِ النَّارِ، وَفِتْنَةِ الْقَبْرِ وَعَذَابِ الْقَبْرِ، وَشَرِّ فِتْنَةِ الْغِنَى، وَشَرِّ فِتْنَةِ الْفَقْرِ».

O Allah, kërkoj të më ruash nga sprova që çon në Zjarr dhe nga ndëshkimi me Zjarr, nga sprova e varrit dhe nga ndëshkimi në varr, nga rreziku i sprovimit me pasuri dhe nga rreziku i sprovimit me varfëri.

(*Sahih el-Buhari*, hadithi nr. 6377 & *Sahih Muslim*, hadithi nr. 589)

Duaja 26

«اللَّهُمَّ إِنِّي أَعُوذُ بِكَ مِنْ الْكَسَلِ والهَرَم، وَالْمَأْثَمِ وَالْمَغْرَمِ».

O Allah, kërkoj të më ruash nga përtacia dhe nga mosha e thyer, nga mëkatimi dhe nga borxhi.

(*Sahih el-Buhari*, hadithi nr. 6368 & *Sahih Muslim*, hadithi nr. 589)

Duaja 27

«اللَّهُمَّ إِنِّي أَعُوْذُ بِكَ مِنَ الْعَجْزِ وَالْكَسَلِ، وَالْجُبْنِ وَالْبُخْلِ، وَأَعُوْذُ بِكَ مِنْ عَذَابِ الْقَبْرِ، وَأَعُوْذُ بِكَ مِنْ فِتْنَةِ الْمَحْيَا وَالْمَمَاتِ».

O Allah, kërkoj të më ruash nga paaftësia, nga përtacia, nga paburrëria, nga koprracia, nga mosha e thyer; dhe kërkoj të më ruash nga ndëshkimi në varr dhe nga sprovat e jetës e të vdekjes.

(*Sahih el-Buhari*, hadithi nr. 6367 & *Sahih Muslim*, hadithi nr. 2607)

Duaja 28

«اللَّهُمَّ إِنِّي أَعُوذُ بِكَ مِنْ عَذَابِ جَهَنَّمَ، وَمِنْ عَذَابِ الْقَبْرِ، وَمِنْ فِتْنَةِ الْمَحْيَا وَالْمَمَاتِ، وَمِنْ شَرِّ فِتْنَةِ الْمَسِيحِ الدَّجَّالِ».

O Allah, kërkoj të më ruash nga ndëshkimi në Xhehenem, nga ndëshkimi në varr, nga sprovat e jetës e të vdekjes, dhe nga rreziku i sprovës së Dexhalit.

(*Sahih el-Buhari*, hadithi nr. 1377 & *Sahih Muslim*, hadithi nr. 2607)

Duaja 29

«اللَّهُمَّ إِنِّي أَعُوذُ بِكَ مِنَ الْكُفْرِ وَالْفَقْرِ، وَعَذَابِ الْقَبْرِ».

O Allah, kërkoj të më ruash që të të mos mohoj Ty dhe të më ruash nga fukarallëku dhe nga ndëshkimi në varr.

(*Sunen en-Nesa'i*, hadithi nr. 5467 & *Sahih en-Nesa'i* e shejh Albanit, hadithi nr. 5048)

Duaja 30

«اللَّهُمَّ إِنِّي أَعُوذُ بِكَ مِنْ مُنْكَرَاتِ الْأَخْلَاقِ وَالْأَعْمَالِ والْأَهْوَاءِ».

O Allah, kërkoj të më ruash nga morali i keq, nga punët e këqija, dhe nga tekat.

(*Sunen et-Tirmidhi*, hadithi nr. 3591)

Duaja 31

«اللَّهُمَّ إِنِّي أَعُوذُ بِكَ مِنَ الْجُوعِ فَإِنَّهُ بِئْسَ الضَّجِيعُ، وَأَعُوذُ بِكَ مِنَ الْخِيَانَةِ فَإِنَّهَا بِئْسَتِ الْبِطَانَةُ».

O Allah, kërkoj të më ruash nga uria, se vërtet ajo është ortaku më i keq; dhe kërkoj të më ruash nga tradhtia, se vërtet ajo është ndihmësi më i keq.

(*Sunen Ebu Daud*, hadithi nr. 1547 & *Sahih Ebu Daud* e shejh Albanit, hadithi nr. 1368; *Sunen en-Nesa'i*, hadithi nr. 5470 & *Sahih en-Nesa'i* e shejh Albanit, hadithi nr. 5051)

Duaja 32

«اللَّهُمَّ إِنِّي أَعُوذُ بِكَ مِنَ الْهَدْمِ، وَأَعُوذُ بِكَ مِنَ التَّرَدِّي، وَأَعُوذُ بِكَ مِنَ الْغَرَقِ، وَالْحَرَقِ، وَالْهَرَمِ، وَأَعُوذُ بِكَ مِنْ أَنْ يَتَخَبَّطَنِيَ الشَّيْطَانُ عِنْدَ الْمَوْتِ».

O Allah, kërkoj të më ruash nga rreziku i shembjeve; kërkoj të më ruash nga rënia prej vendeve të larta; kërkoj të më ruash nga mbytja në ujë, nga djegia, dhe nga mosha e thyer; dhe kërkoj të më ruash nga kurthi i shejtanit në pragun e vdekjes.

(*Sunen Ebu Daud*, hadith nr. 1552; *Sunen en-Nesa'i*, hadithi nr. 5533; *Sahih Ebu Daud* e shejh Albanit, hadithi nr. 1388 & *Sahih en-Nesa'i* e shejh Albanit, hadithi nr. 5104.)

«اللَّهُمَّ أَنْتَ الْمَلِكُ لا إِلَهَ إِلَّا أَنْتَ، أَنْتَ رَبِّي وَأَنَا عَبْدُكَ، ظَلَمْتُ نَفْسِي وَاعْتَرَفْتُ بِذَنْبِي فَاغْفِرْ لِي ذُنُوبِي جَمِيعًا، إِنَّهُ لَا يَغْفِرُ الذُّنُوبَ إِلَّا أَنْتَ، اللَّهُمَّ اهْدِنِي لأَحْسَنِ الأَخْلاقِ لا يَهْدِي لأَحْسَنِهَا إِلا أَنْتَ، وَاصْرِفْ عَنِّي سَيِّئَهَا لا يَصْرِفُ عَنِّي سَيِّئَهَا إِلَّا أَنْتَ، لَبَّيْكَ وَسَعْدَيْكَ، وَٱلْخَيْرُ كُلُّهُ فِي يَدَيْكَ، وَٱلشَّرُّ لَيْسَ إِلَيْكَ، إِنَّا بِكَ وَإِلَيْكَ، تَبَارَكْتَ وَتَعَالَيْتَ، أَسْتَغْفِرُكَ وَأَتُوبُ إِلَيْكَ».

O Allah, Ti je Mbreti, s'ka të denjë për t'u adhuruar, përveç Teje. Ti je Zoti im dhe unë jam robi Yt. I kam bërë padrejtësi vetvetes dhe pranoj që kam bërë gjynahe, andaj m'i fal të gjitha gjynahet, se vërtet që askush nuk fal gjynahe, përveç Teje. O Allah, më udhëzo për moralin më të mirë, se askush nuk udhëzon për moralin më të mirë, përveç Teje; më ruaj nga sjellja e keqe, se askush nuk ruan nga sjellja e keqe, përveç Teje. Të përgjigjem me ngut, dhe tërë e mira është në dorën Tënde, ndërsa e keqja nuk vjen prej Teje. Unë ekzistoj me vullnetin Tënd dhe te Ti do të kthehem. I përnderuar dhe i lartësuar je Ti! Kërkoj të më falësh dhe të kthehem i penduar.

(*Sahih Muslim*, hadithi nr. 771)

Duaja 34

«اللَّهُمَّ رَبَّ جَبْرَائِيلَ وَمِيكَائِيلَ وَإِسْرَافِيلَ، فَاطِرَ السَّمَاوَاتِ وَالأَرْضِ، عَالِمَ الْغَيْبِ وَالشَّهَادَةِ، أَنْتَ تَحْكُمُ بَيْنَ عِبَادِكَ فِيمَا كَانُوا فِيهِ يَخْتَلِفُونَ، اهْدِنِي لِمَا اخْتُلِفَ فِيهِ مِنَ الْحَقِّ بِإِذْنِكَ، إِنَّكَ تَهْدِي مَنْ تَشَاءُ إِلَى صِرَاطٍ مُسْتَقِيمٍ».

O Allah, Zot i Xhibrilit, i Mikailit dhe i Israfilit, shpikës i qiejve dhe i tokës, dijës i të fshehtës dhe i të dukshmes; Ti gjykon mes robërve Tu për atë që ata nuk u pajtuan, andaj më udhëzo për atë që ata nuk u pajtuan nga e vërteta me lejen Tënde, se vërtet Ti udhëzon kë të duash në udhën e drejtë.

(*Sahih Muslim*, muslim nr. 770)

«اللَّهُمَّ رَبَّ السَّمَاوَاتِ وَرَبَّ الأَرْضِ وَرَبَّ الْعَرْشِ الْعَظِيمِ، رَبَّنَا وَرَبَّ كُلِّ شَيْءٍ، فَالِقَ الْحَبِّ وَالنَّوَى، وَمُنْزِلَ التَّوْرَاةِ وَالإِنْجِيلِ وَالْفُرْقَانِ، أَعُوذُ بِكَ مِنْ شَرِّ كُلِّ شَيْءٍ أَنْتَ آخِذٌ بِنَاصِيَتِهِ، اللَّهُمَّ أَنْتَ الأَوَّلُ فَلَيْسَ قَبْلَكَ شَيْءٌ، وَأَنْتَ الآخِرُ فَلَيْسَ بَعْدَكَ شَيْءٌ، وَأَنْتَ الظَّاهِرُ فَلَيْسَ فَوْقَكَ شَيْءٌ، وَأَنْتَ الْبَاطِنُ فَلَيْسَ دُونَكَ شَيْءٌ، اقْضِ عَنَّا الدَّيْنَ وَأَغْنِنَا مِنْ الْفَقْرِ».

O Allah, Zot i qiejve dhe i tokës, dhe Zot i Fronit madhështor, Zot yni dhe Zot i çdo gjëje, Ti që çan bërthamën dhe farën, Ti që zbrite Teëratin, Ingjilin dhe Furkanin; të lutem të më ruash nga e keqja e çdo gjëje që Ti mban nën kontroll. O Allah, Ti je i pari dhe s'ka gjë para Teje, Ti je i fundit dhe s'ka gjë pas Teje, Ti je më i larti dhe s'ka gjë mbi Ty, Ti je i fshehti dhe s'ka gjë më afër se ti; na jep që të lirohemi nga borxhi dhe na pasuro që të dalim nga fukarallëku.

(*Sahih Muslim*, hadithi nr. 2713)

Duaja 36

«اللَّهُمَّ عَالِمَ الْغَيْبِ وَالشَّهَادَةِ، فَاطِرَ السَّمَاوَاتِ وَالأَرْضِ، رَبَّ كُلِّ شَيْءٍ وَمَلِيكَهُ، أَشْهَدُ أَنْ لَا إِلَهَ إِلَّا أَنْتَ، أَعُوذُ بِكَ مِنْ شَرِّ نَفْسِي، وَمِنْ شَرِّ الشَّيْطَانِ وَشِرْكِهِ».

O Allah, dijës i të fshehtës dhe i të dukshmes, shpikës i qiejve dhe i tokës, Zot dhe mbret i çdo i gjëje; dëshmoj se s'ka të denjë për t'u adhuruar, përveç Teje. Kërkoj të më mbrosh nga e keqja e vetvetes, nga e keqja e shejtanit dhe nga shirku (mosbesimi) i tij.

(*Sunen et-Tirmidhi*, hadithi nr. 3392 & *Sahih et-Tirmidhi*, hadithi nr. 2701)

Duaja 37

«اللَّهُمَّ أَنْتَ رَبِّي لَا إِلَهَ إِلَّا أَنْتَ، خَلَقْتَنِي وَأَنَا عَبْدُكَ، وَأَنَا عَلَى عَهْدِكَ وَوَعْدِكَ مَا اسْتَطَعْتُ، أَعُوذُ بِكَ مِنْ شَرِّ مَا صَنَعْتُ، أَبُوءُ لَكَ بِنِعْمَتِكَ عَلَيَّ، وَأَبُوءُ [لَكَ] بِذَنْبِي فَاغْفِرْ لِي، فَإِنَّهُ لا يَغْفِرُ الذُّنُوبَ إِلا أَنْتَ».

O Allah, Ti je Zoti im. S'ka të denjë për t'u adhuruar, përveç Teje. Ti më krijove dhe unë jam robi yt. Do të përpiqem sa të mundem t'i përmbahem marrëveshjes që kam bërë me Ty dhe të jetoj me shpresë në premtimin Tënd. Të lutem të më mbrosh nga e keqja që kam bërë. Pranoj të mirat e Tua ndaj meje dhe pranoj që kam bërë gjynahe, andaj më fal, se askush nuk fal gjynahe, përveç Teje.

(*Sahih el-Buhari*, hadithet nr. 60306 dhe 6323)

Duaja 38

«ٱللَّهُمَّ ٱغْفِرْ لِي خَطِيئَتِي وَجَهْلِي، وَإِسْرَافِي فِي أَمْرِي، وَمَا أَنْتَ أَعْلَمُ بِهِ مِنِّي، ٱللَّهُمَّ ٱغْفِرْ لِي هَزْلِي وَجِدِّي، وَخَطَايَايَ وَعَمَدِي، وَكُلُّ ذَلِكَ عِنْدِي».

O Allah, m'i fal e m'i mbulo rrëshqitjet, ma fal mosdijen, teprimin në çështjet e mia, dhe tërë atë që Ti di për mua e unë nuk jam i vetëdijshëm për të. O Allah, falma atë që them me shaka dhe atë që them seriozisht; falmi shkeljet që i bëj pa qëllim dhe ato që i bëj qëllimisht, se të gjitha këto janë të pranishme tek unë.

(*Sahih el-Buhari*, hadithet nr. 6398 dhe 6399; dhe *Sahih Muslim*, hadithi nr. 2719)

Duaja 39

«اللَّهُمَّ اغْفِرْ لِي مَا قَدَّمْتُ وَمَا أَخَّرْتُ، وَمَا أَسْرَرْتُ وَمَا أَعْلَنْتُ، أَنْتَ الْمُقَدِّمُ وَأَنْتَ الْمُؤَخِّرُ، وَأَنْتَ عَلَى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرٌ».

O Allah, falmi gjynahet, të kaluarat dhe të ardhmet, ato që janë bërë të njohura dhe ato që kanë mbetur të fshehta. Ti i bën gjërat të përparojnë, Ti i bën gjërat të vonohen, dhe Ti je i gjithëfuqishëm mbi çdo gjë.

(*Sahih Muslim*, hadithi nr. 483)

Duaja 40

«اللَّهُمَّ اغْفِرْ لِي ذَنْبِي كُلَّهُ، دِقَّهُ وَجِلَّهُ، وَأَوَّلَهُ وَآخِرَهُ، وَعَلانِيَتَهُ وَسِرَّهُ».

O Allah, falmi të gjitha gjynahet, më të voglat dhe më të mëdhatë, të kaluarat dhe të ardhmet, ato që janë bërë të njohura dhe ato që kanë mbetur të fshehta.

(*Sahih Muslim*, hadithi nr. 483)

Duaja 41

«اللَّهُمَّ اغْفِرْ لِي وَارْحَمْنِي، وَاهْدِنِي، وَعَافِنِي، وَارْزُقْنِي».

O Allah, m’i fal e m’i mbulo gjynahet, më mëshiro, më udhëzo, më jep shëndet, më furnizo.

(*Sahih Muslim*, hadithi nr.2697)

Duaja 42

«اللَّهُمَّ اغْفِرْ لِي ذَنْبِي، وَوَسِّعْ لِي فِي دَارِي، وَبَارِكْ لِي فِيمَا رَزَقْتَنِي».

O Allah, m'i fal e m'i mbulo gjynahet, ma zgjero vendbanimin, dhe më jep bereqet në atë që më jep.

(*Sunen et-Tirmidhi*, hadithi nr. 3500 & *Sahih el-Xhami es-Saghir* e shejh Albanit, hadithi nr. 1265)

## Duaja 43

«اللَّهُمَّ اغْفِرْ لِي ذَنْبِي، وَأَخْسِئْ شَيْطَانِي، وَفُكَّ رِهَانِي، وَاجْعَلْنِي فِي النَّدِيِّ الْأَعْلى».

O Allah, m'i fal e m'i mbulo gjynahet, largo shejtanin nga unë, më liro nga borxhet, dhe më bëj të jem me shoqërinë më të lartë.

(*Sunen Ebu Daud*, hadithi nr. 5054 & *Sahih Ebu Daud* e shejh Albanit, hadithi nr. 4226; *Aënul-Ma'bud*, hadithi nr. 13/199)

Duaja 44

«اللَّهُمَّ إِنِّي عَبْدُكَ وَابْنُ عَبْدِكَ، نَاصِيَتِي بِيَدِكَ، مَاضٍ فِيَّ حُكْمُكَ، عَدْلٌ فِيَّ قَضَاؤُكَ، أَسْأَلُكَ بِكُلِّ اسْمٍ هُوَ لَكَ، سَمَّيْتَ بِهِ نَفْسَكَ، أَوْ عَلَّمْتَهُ أَحَداً مِنْ خَلْقِكَ، أَوْ أَنْزَلْتَهُ فِي كِتَابِكَ، أَوِ اسْتَأْثَرْتَ بِهِ فِي عِلْمِ الْغَيْبِ عِنْدَكَ: أَنْ تَجْعَلَ الْقُرْآنَ رَبِيعَ قَلْبِي، وَنُورَ صَدْرِي، وَجِلَاءَ حُزْنِي، وَذَهَابَ هَمِّي».

O Allah, unë jam robi yt, i biri i robëreshës Sate. Balluket e mia janë në dorën Tënde (jam nën kontrollin tënd). Vendimi Yt për mua është i prerë. Gjykimi Yt ndaj meje është i drejtë. Të lus me çdo emër me të cilin Ti emërtove veten Tënde ose ia mësove ndonjë prej krijesave Tua, ose e zbrite në Librin Tënd, ose e mban të fshehur te Ti, ma bëj Kuranin pranverë të zemrës sime, dritë të gjoksit tim, largues të pikëllimit tim për atë që ka kaluar dhe largues të shqetësimit tim për atë që pritet të vijë.

(*Musned Ahmed*, hadithi nr. 1/391; *el-Mustedrek* e el-Hakim, hadithi nr. 1/905; *Sahih ibn Hibban*, hadithi nr. 972; Vargjet Sahih të shejh Albanit, hadithi nr. 198)

Duaja 45

«اللَّهُمَّ اجْعَلْ فِي قَلْبِي نُورًا، وَفِي بَصَرِي نُورًا، وَفِي سَمْعِي نُورًا، وَعَنْ يَمِينِي نُورًا وَعَنْ يَسَارِي نُورًا، وَفَوْقِي نُورًا وَتَحْتِي نُورًا، وَأَمَامِي نُورًا وَخَلْفِي نُورًا، وَاجْعَلْ لِي نُورًا، وَٱجْعَلْنِي نُورًا، وَأَعْطِنِي نُورًا، وَعَظِّمْ لِي نُورًا، وَٱجْعَل فِي لِسَانِي نُورًا، وَفِي نَفْسِي نُورًا، وَفِي شَعْرِي نُورًا، وَفِي بَشَرِي نُورًا، وَفِي لَحْمِي نُورًا، وَفِي عَظْمِي نُورًا، وَفِي عَصَبِي نُورًا، وَفِي دَمِي نُورًا».

O Allah, bëj dritë në zemrën time, në të parit tim, në të dëgjuarit tim, në të djathtën time, në të majtën time, dritë mbi mua, dritë nën mua, dritë përpara meje, dritë pas meje. Bëj dritë për mua, më bëj dritë mua, më jep dritë, ma zmadho dritën. Vër dritë në gjuhën time, në veten time, në flokët e mia, në personalitetin tim, në mishin tim, në kockat e mia, në gilcat (ligamentet) e mia, dhe në gjakun tim.

(*Sahih el-Buhari*, hadithi nr. 972 & Vargjet Sahih të shejh Albanit, hadithi nr. 198)

Duaja 46

«اللَّهُمَّ اكْفِنِي بِحَلَالِكَ عَنْ حَرَامِكَ، وَأَغْنِنِي بِفَضْلِكَ عَمَّنْ سِوَاكَ».

O Allah, më bëj të mjaftohem me atë çfarë ke lejuar që t’i shmangem asaj çfarë ke ndaluar, dhe më pasuro me të mirat e Tua që të mos kem nevojë për askënd tjetër veç Teje.

(*Sunen et-Tirmidhi*, hadithi nr. 3563)

Duaja 47

«اللَّهُمَّ عَلِّمْنِي الْكِتَابَ وَالْحِكْمَةَ، وَفَقِّهْنِي فِي الدِّينِ».

O Allah, ma mëso Librin dhe urtësinë, dhe më bëj ta kuptoj fenë.

(*Sahih el-Buhari*, hadithi nr. 75, hadithi nr. 3756, dhe hadithi nr. 143)

Duaja 48

«اللَّهُمَّ ارْزُقْنِي مَالاً وَوَلَدَاً وَبَارِكْ لِي [فِيْمَا أَعْطَيْتَنِي]».

O Allah, më furnizo me pasuri dhe me fëmijë, dhe ma jep bereqet në atë që më jep.

(*Sahih el-Buhari*, hadithi nr. 1982 & *Sahih Muslim*, hadithi nr. 2480)

Duaja 49

«اللَّهُمَّ ثَبِّتْنِي وَاجْعَلْنِي هَادِيًا مَهْدِيًّا».

O Allah, më forco dhe më bëj të udhëzuar dhe udhëzues.

(*Sahih el-Buhari*, hadithi nr. 3036 & *Sahih Muslim*, hadithi nr. 2475)

## Duaja 50

«اللَّهُمَّ اهْدِنِي وَسَدِّدْنِي».

O Allah, më udhëzo dhe më bëj të përpiktë.

(*Sahih Muslim*, hadithi nr. 2725)

## Duaja 51

«اللَّهُمَّ أَصْلِحْ لِي دِينِي الَّذِي هُوَ عِصْمَةُ أَمْرِي، وَأَصْلِحْ لِي دُنْيَايَ الَّتِي فِيهَا مَعَاشِي، وَأَصْلِحْ لِي آخِرَتِي الَّتِي فِيهَا مَعَادِي، وَاجْعَلِ الْحَيَاةَ زِيَادَةً لِي فِي كُلِّ خَيْرٍ، وَاجْعَلِ الْمَوْتَ رَاحَةً لِي مِنْ كُلِّ شَرٍّ».

O Allah, ma përmirëso fenë e cila më është ruajtësja e çështjes sime, m'i përmirëso çështjet e kësaj bote që përbëjnë jetesën time, ma përmirëso jetën tjetër të cilës do t'i kthehem. Bëje jetën time shtim të çdo të mire dhe bëje vdekjen time shpëtim nga çdo e keqe.

(*Sahih Muslim*, hadithi nr. 2720)

Duaja 52

«اللَّهُمَّ عَافِنِي في بَدَنِي، اللّهُمَّ عَافِنِي في سَمْعِي، اللّهُمَّ عَافِنِي فِي بَصَرِي، لَا إِلَهَ إِلَّا أَنْتَ».

O Allah, ma bëj trupin të shëndetshëm, ma bëj të dëgjuarit të shëndetshëm, ma bëj të parit të shëndetshëm. S'ka të denjë për t'u adhuruar, përveç Teje. (E thua tri herë)

(*Sunen Ebu Daud*, hadithi nr. 5090 & *Sahih Ebu Daud* e shejh Albanit, hadithi nr. 4245; *Sunen et-Tirmidhi*, hadithi nr. 3480)

Duaja 53

«اللَّهُمَّ بَاعِدْ بَيْنِي وَبَيْنَ خَطَايَايَ كَمَا بَاعَدْتَ بَيْنَ الْمَشْرِقِ والْمَغْرِبِ، اللّهُمَّ نَقِّنِي مِنْ خَطَايَايَ كَمَا يُنَقَّى الثَّوْبُ الأَبْيَضُ مِنَ الدَّنَسِ، اللّهُمَّ اغْسِلْنِي مِنْ خَطَايَايَ بِالْمَاءِ وَالثَّلْجِ وَالْبَرَدِ».

O Allah, më largo nga gjynahet ashtu siç ke larguar lindjen nga perëndimi, dhe më pastro nga gjynahet ashtu siç pastrohet tesha e bardhë nga njollat. O Allah, më pastro nga gjynahet me ujë, me borë e me breshër.

(*Sahih el-Buhari*, hadithi nr. 744 & *Sahih Muslim*, hadithi nr. 598)

Duaja 54

«اللَّهُمَّ اقْسِم لَنَا مِنْ خَشْيَتِكَ مَا يَحُولُ بَيْنَنَا وَبَيْنَ مَعَاصِيكَ، وَمِنْ طَاعَتِكَ مَا تُبَلِّغُنَا بِهِ جَنَّتَكَ، وَمِنَ الْيَقِينِ مَا تُهَوِّنُ بِهِ عَلَيْنَا مُصِيبَاتِ الدُّنْيَا، وَمَتِّعْنَا بِأَسْمَاعِنَا وَأَبْصَارِنَا وَقُوَّتِنا مَا أَحْيَيْتَنَا، وَاجْعَلْهُ الْوَارِثَ مِنَّا، وَاجْعَلْ ثَأْرَنَا عَلَى مَنْ ظَلَمَنَا، وَانْصُرْنَا عَلَى مَنْ عَادَانَا، وَلَا تَجْعَلْ مُصِيبَتَنَا فِي دِينِنَا، وَلَا تَجْعَل الدُّنْيَا أَكْبَرَ هَمِّنَا، وَلَا مَبْلَغَ عِلْمِنَا، وَلَا تُسَلِّطْ عَلَيْنَا مَنْ لَا يَرْحَمُنَا».

O Allah, na jep hise nga frika ndaj Teje aq sa të largohemi nga mëkatimi ndaj Teje; na jep hise nga dëgjueshmëria ndaj Teje aq sa ta arrijmë Xhenetin tënd; na jep hise nga bindja në besim aq sa t'i durojmë fatkeqësitë e kësaj bote. Na bëj ta gëzojmë të dëgjuarit, të parit, dhe fuqinë që kemi sa të jemi gjallë dhe bëj që këto të trashëgohen nga ne. Na e mundëso t'ua marrim hakun atyre që na bëjnë zullum dhe na ndihmo kundra atyre që na armiqësojnë. Mos bëj që të na godasin fatkeqësitë në fenë tonë, mos bëj që kjo botë të jetë interesimi jonë madhor apo të tërheqë pjesën më të madhe të dijes sonë, dhe mos na lër nën kontrollin e dikujt që nuk na mëshiron.

(*Sunen et-Tirmidhi*, hadithi nr. 3502 & *Sahih et-Tirmidhi* e shejh Albanit, hadithi nr. 2783)

Duaja 55

«اللَّهُمَّ انْفَعْنِي بِمَا عَلَّمْتَنِي، وَعَلِّمْنِي مَا يَنْفَعُنِي، وَزِدْنِي عِلْماً».

O Allah, më bëj dobi me atë që mësoj, ma mëso atë që më bën dobi, dhe ma shto dijen.

(*Sunen et-Tirmidhi*, hadithi nr. 3599 & *Sahih et-Tirmidhi* e shejh Albanit, hadithi nr. 2845.)

Duaja 56

«اللَّهُمَّ احْفَظْنِي بالْإسْلَام قَائِماً، وَاحْفَظْنِي بِالْإِسْلَام قَاعِداً، وَاحْفَظْنِي بِالْإِسْلَام رَاقِداً، وَلَا تُشْمِتْ بِي عَدُوّاً وَلَا حَاسِداً، اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْأَلُكَ مِنْ كُلِّ خَيْرٍ خَزَائِنُهُ بِيَدِكَ، وَأَعُوذُ بِكَ مِنْ كُلِّ شَرٍّ خَزَائِنُهُ بِيَدِكَ».

O Allah, më ruaj me Islam kur të qëndroj në këmbë, më ruaj me Islam kur të jem ulur, më ruaj me Islam kur të jem shtrirë. Mos lër që armiqtë e mi dhe ziliqarët të gjejnë kënaqësi në telashet e mia. O Allah, të lutem të më japësh çdo të mirë që ke në dorën Tënde dhe të më ruash nga çdo e keqe që ke në dorën Tënde.

(*el-Mustedrek*, hadithi nr. 1/524 & *Sahih el-Xhami es-Saghir* e shejh Albanit, hadithi nr. 1301)

## Duaja 57

«اللَّهُمَّ اهْدِنِي فِيمَنْ هَدَيْتَ، وَعَافِنِي فِيمَنْ عَافَيْتَ، وَتَوَلَّنِي فِيمَنْ تَوَلَّيْتَ، وَبَارِكْ لِي فِيمَا أَعْطَيْتَ، وَقِنِي شَرَّ مَا قَضَيْتَ، [فـ] إِنَّكَ تَقْضِي وَلا يُقْضَى عَلَيْكَ، وَإِنَّهُ لا يَذِلُّ مَنْ وَالَيْتَ، [وَلا يَعِزُّ مَنْ عَادَيْتَ]، تَبَارَكْتَ رَبَّنَا وَتَعَالَيْتَ».

O Allah, më bëj nga ata që i udhëzon, më bëj nga ata që u jep mirëqenie, më bëj nga ata që i miqëson, më jep bereqet në atë që më jep, më ruaj nga e keqja e vendimeve Tua, se vërtet Ti merr vendime e nuk merren vendime për Ty. Me të vërtetë, s'ka poshtërim për atë që Ti e fut në kujdesin Tënd dhe s'ka krenari për atë që Ti e armiqëson. I përnderuar je, o Zoti ynë, dhe i lartësuar.

(Në të gjitha librat *Sunen*: *Sunen Ebu Daud*, hadithi nr. 1425; *Sunen et-Tirmidhi*, hadithi nr. 464; *Sunen en-Nesa'i*, hadithi nr. 1746; *Sunen Ibn Maxheh*, hadithi nr. 1178; *es-Sunen el-Kubra e el-Bejheki*, hadithi nr. 2/209; *Musned Ahmed*, hadithi nr. 1/199; *el-Mustedrek* e el-Hakim, hadithi nr. 3/171. Edh-Dhehebi u pajtua me el-Hakim dhe e cilësoi hadithin si *sahih*. Shih *Sahih Ebu Daud* e shejh Albanit, hadithi nr. 1263; *Sahih en-Nesa'i* e shejh Albanit, hadithi nr. 1647; dhe *Sahih Ibn-Maxheh*, hadithi nr. 967)

Duaja 58

«اللَّهُمَّ مُنْزِلَ الْكِتَابِ، وَمُجْرِيَ السَّحَابِ، وَهَازِمَ الْأَحْزَابِ، اِهْزِمْهُمْ وَانْصُرْنَا عَلَيْهِمِ».

O Allah që zbrite (shpalle) Librin, që u grah reve, që mposht koalicionet (mosbesimtare), mposhti ata (armiqtë) dhe na ndihmo kundër tyre.

(*Sahih el-Buhari*, hadithi nr. 3025 & *Sahih Muslim*, hadithi nr.1741)

## Duaja 59

«اللَّهُمَّ رَحْمَتَكَ أَرْجُو، فَلَا تَكِلْنِي إِلَى نَفْسِي طَرْفَةَ عَيْنٍ،
وَأَصْلِحْ لِي شَأْنِي كُلَّهُ، لَا إِلَهَ إِلَّا أَنْتَ».

O Allah, mëshirën Tënde kërkoj, andaj mos më lër të mbështetem në veten time as sa një kapsallitje e syrit dhe ma mbarështo tërë gjendjen time. S'ka të denjë për t'u adhuruar, përveç Teje.

(*Sunen Ebu Daud*, hadithi nr. 5090 & *Sahih Ebu Daud* e shejh Albanit, hadithi nr. 4246)

## Duaja 60

«اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْأَلُكَ الْهُدَى وَالتُّقَى، وَالْعَفَافَ وَالْغِنَى».

O Allah, të lutem të më japësh udhëzim, devotshmëri, nder, dhe bollëk.

(*Sahih Muslim*, hadith nr. 2721)

## Duaja 61

«اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْأَلُكَ الْعَافِيَةَ فِي الدُّنْيَا وَالآخِرَةِ، اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْأَلُكَ الْعَفْوَ وَالْعَافِيَةَ فِي دِينِي وَدُنْيَايَ، وَأَهْلِي وَمَالِي، اللَّهُمَّ اسْتُرْ عَوْرَاتِي وَآمِنْ رَوْعَاتِي، اللَّهُمَّ احْفَظْنِي مِنْ بَيْنِ يَدَيَّ وَمِنْ خَلْفِي، وَعَنْ يَمِينِي وَعَنْ شِمَالِي، وَمِنْ فَوْقِي، وَأَعُوذُ بِعَظَمَتِكَ أَنْ أُغْتَالَ مِنْ تَحْتِي».

O Allah, të lutem të më japësh mirëqenie në këtë botë e në botën tjetër. O Allah, të lutem të m'i shlyesh gjynahet e të më japësh mirëqenie në fe e në çështjet e kësaj bote, në familje e në pasuri. O Allah, m'i mbulo pjesët e turpshme dhe çështjet intime, dhe më qetëso në situata të tmerrshme. O Allah, më ruaj nga përpara dhe nga mbrapa, nga e djathta dhe nga e majta, dhe nga lart; dhe të lus me madhështinë Tënde që të mos lësh të përpihem nga poshtë (nga toka).

(*Sunen Ebu Daud*, hadithi nr. 5074 & *Sahih Ebu Daud* e shejh Albanit, hadithi nr. 4239.)

«اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْأَلُكَ مِنَ الْخَيْرِ كُلِّهِ عَاجِلِهِ وَآجِلِهِ، مَا عَلِمْتُ مِنْهُ وَمَا لَمْ أَعْلَمْ، وَأَعُوذُ بِكَ مِنَ الشَّرِّ كُلِّهِ عَاجِلِهِ وَآجِلِهِ، مَا عَلِمْتُ مِنْهُ وَمَا لَمْ أَعْلَمْ، وَأَسْأَلُكَ الْجَنَّةَ وَمَا قَرَّبَ إِلَيْهَا مِنْ قَوْلٍ أَوْ عَمَلٍ، وَأَعُوذُ بِكَ مِنَ النَّارِ وَمَا قَرَّبَ إِلَيْهَا مِنْ قَوْلٍ أَوْ عَمَلٍ، وَأَسْأَلُكَ خَيْرَ مَا سَأَلَكَ عَبْدُكَ وَرَسُولُكَ مُحَمَّدٌ ﷺ، وَأَعُوذُ بِكَ مِنْ شَرِّ مَا اسْتَعَاذَ بِكَ مِنْهُ عَبْدُكَ وَرَسُولُكَ مُحَمَّدٌ ﷺ، وَأَسْأَلُكَ مَا قَضَيْتَ لِي مِنْ أَمْرٍ أَنْ تَجْعَلَ عَاقِبَتَهُ رَشَداً».

O Allah, të lutem të më japësh çdo të mirë, atë që do të vijë pa vonuar dhe atë që do të vijë më vonë, atë për të cilën unë di dhe atë për të cilën unë nuk di. Të lutem të më ruash nga çdo e keqe, nga ajo që do të vijë pa vonuar dhe nga ajo që do të vijë më vonë, nga ajo për të cilën unë di dhe nga ajo për të cilën unë nuk di. Të lutem të ma japësh Xhenetin dhe atë që më çon më afër tij nga fjalët e veprat, dhe të lutem të më ruash nga Xhehenemi dhe nga ajo që më çon më afër tij nga fjalët e veprat. Të lutem të më japësh çfarëdo të mire për të cilën të luti robi dhe i Dërguari yt, Muhamedi ρ, dhe të lutem të më ruash nga e keqja prej të cilës të kërkoi mbrojtje robi dhe i Dërguari i Yt, Muhamedi ρ. Dhe të lutem ta bësh të suksesshëm fundin e asaj që ke caktuar për mua.

(*el-Mustedrek* e el-Hakim, hadithi nr. 1/521. Edh-Dhehebi u pajtua me el-Hakim rreth saktësisë.)

Duaja 63

«اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْأَلُكَ فِعْلَ الْخَيْرَاتِ، وَتَرْكَ الْمُنْكَرَاتِ، وَحُبَّ الْمَسَاكِينِ، وَإِذَا أَرَدْتَ بِعِبَادِكَ فِتْنَةً فَاقْبِضْنِي إِلَيْكَ غَيْرَ مَفْتُونٍ».

O Allah, të lutem të më bësh të kryej punë të mbara, t'i lë punët e urryera, dhe t'i dua të shkretët. Kur të synosh t'i sprovosh robërit e Tu, më merr te Ti pa më sprovuar.

(*Sunen et-Tirmidhi*, hadithi nr. 3233 & *Sahih et-Tirmidhi* e shejh Albanit, hadithi nr. 2580)

Duaja 64

«اللَّهُمَّ بِعِلْمِكَ الْغَيْبَ وَقُدْرَتِكَ عَلَى الْخَلْقِ؛ أَحْيِنِي مَا عَلِمْتَ الْحَيَاةَ خَيْراً لِي، وَتَوَفَّنِي إِذَا عَلِمْتَ الْوَفَاةَ خَيْراً لِي، اللَّهُمَّ وَأَسْأَلُكَ خَشْيَتَكَ فِي الْغَيْبِ وَالشَّهَادَةِ، وَأَسْأَلُكَ كَلِمَةَ الْحَقِّ فِي الرِّضَا وَالْغَضَبِ، وَأَسْأَلُكَ الْقَصْدَ فِي الفَقْرِ وَالْغِنَى، وَأَسْأَلُكَ نَعِيماً لَا يَنْفَدُ، وَأَسْأَلُكَ قُرَّةَ عَيْنٍ لَا تَنْقَطِعُ، وَأَسْأَلُكَ الرِّضَاءَ بَعْدَ الْقَضَاءِ، وَأَسْأَلُكَ بَرْدَ الْعَيْشِ بَعْدَ الْمَوْتِ، وَأَسْأَلُكَ لَذَّةَ النَّظَرِ إِلَى وَجْهِكَ وَالشَّوْقَ إِلَى لِقَائِكَ فِي غَيْرِ ضَرَّاءَ مُضِرَّةٍ وَلَا فِتْنَةٍ مُضِلَّةٍ، اللَّهُمَّ زَيِّنَّا بِزِينَةِ الْإِيمَانِ، وَاجْعَلْنَا هُدَاةً مُهْتَدِينَ».

O Allah, me dijen që ke për të fshehtën dhe me mundësinë Tënde për të ndërhyrë në krijim, më mbaj gjallë për sa kohë që të jetuarit të jetë më mirë për mua dhe më bëj të vdes atëherë kur vdekja të jetë më mirë për mua. O Allah, të lutem të më bësh të ta kem frikën edhe në vetmi, edhe në mesin e njerëzve. Të lutem të më bësh ta them të vërtetën edhe kur jam i kënaqur, edhe kur jam i zemëruar. Të lutem të më bësh të matur në harxhim edhe në skamje, edhe në kamje. Të lutem të më japësh mirëqenie të pambarim dhe kënaqësi të pandërprerë. Të lutem të më bësh të kënaqur pas zbatimit të vendimit Tënd. Të lutem të më japësh jetë të këndshme pas vdekjes. Të lutem të më japësh kënaqësinë e shikimit në Fytyrën Tënde dhe mall për takimin me Ty pa u goditur nga një fatkeqësi dëmtuese a një sprovë devijuese. O Allah, na zbukuro me hijeshinë e imanit dhe na bëj të udhëzuar që udhëzojnë.

(*Sunen en-Nesa'i*, hadithi nr. 1306 & *Sahih en-Nesa'i* e shejh Albanit, hadithi nr. 1237, dhe *Sahih el-Xhaami es-Sagîr* e shejh Albanit, hadithi nr. 1301; *el-Mustedrek* e el-Hakim, hadithi nr. 1/523.)

Duaja 65

«اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْأَلُكَ صِحَةً فِي إِيمَانٍ، وَإِيمَاناً فِي حُسْنِ خُلُقٍ، وَنَجَاحاً يَتْبَعُهُ فَلَاحٌ، وَرَحْمَةً مِنْكَ وَعَافِيَةً، وَمَغْفِرَةً مِنْكَ وَرِضْوَاناً».

O Allah, të lutem të më japësh shëndet krahas imanit (besimit), iman krahas mirësjelljes, sukses që pasohet nga shpëtimi në botën tjetër, mëshirë nga vetja Jote dhe mirëqenie, mbulim e falje gjynahesh nga vetja Jote dhe kënaqësi Tënden ndaj meje.

(*Musned Ahmed*, hadithi nr. 2/321; *el-Mustedrek* e el-Hakim, hadithi nr. 1/522.)

Duaja 66

«اللَّهُمَّ إِنَّكَ عَفُوٌّ تُحِبُّ الْعَفْوَ فَاعْفُ عَنِّي».

O Allah, vërtet Ti je falës dhe shlyen gjynahet. Ty të pëlqen të falësh dhe të shlyesh gjynahe. Prandaj më fal e m'i shlyej gjynahet.

(*Sunen et-Tirmidhi*, hadithi nr. 3513 & *Sahih et-Tirmidhi* e shejh Albanit, hadithi nr. 2789; dhe *Musned Ahmed*, hadithi nr. 6/171)

«رَبِّ أَعِنِّي وَلَا تُعِنْ عَلَيَّ، وَانْصُرْنِي وَلَا تَنْصُرْ عَلَيَّ، وَامْكُرْ لِي وَلَا تَمْكُرْ عَلَيَّ، وَاهْدِنِي وَيَسِّر لِي الْهُدَى، وَانْصُرْنِي عَلَى مَنْ بَغَىٰ عَلَيَّ، رَبِّ اجْعَلْنِي لَكَ شَكَّاراً، لَكَ ذَكَّاراً، لَكَ رَهَّاباً، لَكَ مِطْوَاعاً، لَكَ مُخْبِتاً، إِلَيْكَ أَوَّاهاً مُنِيباً، رَبِّ تَقَبَّل تَوْبَتِي، وَاغْسِل حَوْبَتِي، وَأَجِبْ دَعْوَتِي، وَثَبِّتْ حُجَّتِي، وَسَدِّدْ لِسَانِي، وَاهْدِ قَلْبِي، وَاسْلُلْ سَخِيمَةَ صَدْرِي».

O Allah, mundëso në favor timin e mos mundëso kundër meje; më ndihmo mua e mos ndihmo të tjerët kundër meje; bëj kurthe në favor timin e mos bëj kurthe kundër meje; më udhëzo dhe ma bëj të lehtë udhëzimin; më ndihmo kundër kujtdo që më nëpërkëmb. O Allah, më bëj të të falënderoj, të të përmend, të ta kem frikën vazhdimisht, të të dëgjoj, të të nënshtrohem dhe të të kthehem vazhdimisht. O Allah, ma prano pendimin, ma pastro vetëdijen (mendimin), përgjigju në duatë e mia, ma forco argumentimin, ma drejto gjuhën, ma udhëzo zemrën, dhe ma hiq zilinë nga gjoksi.

(*Sunen Ebu Daud*, hadithi nr. 1510 & *Sahi Ebu Daud* e shejh Albanit, hadithi nr. 1337; *Sunen et-Tirmidhi*, hadithi nr. 3551 & *Sahih et-Tirmidhi* e shejh Albanit, hadithi nr. 2816; *Sunen ibn Maxheh*, hadithi nr. 3832 & *Sahih Ibn Maxheh* e shejh Albanit, hadithi nr. 3088. Shih *en-Nihaajeh* të Ibn el-Ethir, nr. 2/351.)

Duaja 68

«اللَّهُمَّ أَحْيِنِي مَا كَانَتِ الحَيَاةُ خَيْراً لِي، وَتَوَفَّنِي إِذَا كَانَتِ الوَفَاةُ خَيْراً لِي».

O Allah, më mbaj gjallë për sa kohë që të jetuarit të jetë më mirë për mua, dhe më bëj të vdes atëherë kur vdekja të jetë më mirë për mua.

(*Sahih el-Buhari*, hadithi nr. 5671 & *Sahih Muslim*, hadithi nr. 2680)

Duaja 69

«اللَّهُمَّ بِاسْمِكَ أَحْيَا، وَبِاسْمِكَ أَمُوتُ».

O Allah, me emrin Tënd jetoj dhe me emrin Tënd vdes.

(*Sahih Muslim*, hadithi nr. 2710)

Duaja 70

«اللَّهُمَّ قِنِي عَذَابَكَ يَوْمَ تَبْعَثُ عِبَادَكَ».

O Allah, më ruaj nga ndëshkimi Yt në Ditën që do t'i ringjallësh robërit e Tu.

Duaja 71

«اللَّهُمَّ اغْفِرْ لِي وَارْحَمْنِي، واجْعَلْنِي مَعَ الرَّفِيقِ الأَعْلى
﴿مَعَ ٱلَّذِينَ أَنۡعَمَ ٱللَّهُ عَلَيۡهِم مِّنَ ٱلنَّبِيِّـۧنَ وَٱلصِّدِّيقِينَ وَٱلشُّهَدَآءِ
وَٱلصَّٰلِحِينَۚ وَحَسُنَ أُوْلَٰٓئِكَ رَفِيقٗا﴾ [النساء: ٦٩]».

O Allah, më fal e m'i mbulo gjynahet, më mëshiro, dhe më bëj të jem me shoqërinë më të lartë, me ata të cilëve Allahu u dhuroi mirësi: me pejgamberët, me të vërtetët, me dëshmorët, me njerëzit e mirë. Sa të mirë që janë këta për miq!

(*Sahih Buhari*, hadithi nr. 4440 & *Sahih Muslim*, hadithi nr. 2444)

Duaja 72

«اللَّهُمَّ آتِ نَفْسِي تَقْوَاهَا، وَزَكِّهَا أَنْتَ خَيْرُ مَنْ زَكَّاهَا، أَنْتَ وَلِيُّهَا وَمَوْلاهَا، اللَّهُمَّ إِنِّي أَعُوذُ بِكَ مِنْ عِلْمٍ لا يَنْفَعُ، وَمِنْ قَلْبٍ لا يَخْشَعُ، وَمِنْ نَفْسٍ لا تَشْبَعُ، وَمِنْ دَعْوَةٍ لا يُسْتَجَابُ لَهَا».

O Allah, jepja shpirtit tim devotshmërinë që duhet ta ketë dhe pastroje atë, se Ti e pastron më së miri; Ti je Kujdestari i afërt i tij dhe Mbrojtësi i tij. O Allah, kërkoj të më ruash nga dija e padobishme, nga mosnënshtrimi i zemrës ndaj Teje, nga pangopësia e shpirtit, dhe nga duaja që nuk merr përgjigje.

(*Sahih Muslim*, hadithi nr. 2722)

## Duaja 73

«اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْأَلُكَ خَيْرَ الْمَسْأَلَةِ وَخَيْرَ الدُّعَاءِ وَخَيْرَ النَّجَاحِ، وَخَيْرَ الْعَمَلِ وَخَيْرَ الثَّوَابِ، وَخَيْرَ الْحَيَاةِ وَخَيْرَ الْمَمَاتِ، وَثَبِّتْنِي وَثَقِّلْ مَوَازِينِي، وَحَقِّقْ إِيمَانِي وَارْفَعْ دَرَجَاتِي، وَتَقَبَّلْ صَلَاتِي، وَاغْفِرْ خَطِيئَتِي، وَأَسْأَلُكَ الدَّرَجَاتِ الْعُلَىٰ مِنَ الْجَنَّةِ، آمين.

O Allah, të lutem të m'i mundësosh çështjet më të mira, duatë më të mira, suksesin më të mirë, veprat më të mira, shpërblimin më të mirë, jetën më të mirë dhe vdekjen më të mirë; më forco dhe ma rëndo peshoren e veprave të mira, ma njëmendëso imanin, m'i ngri gradat, ma prano namazin dhe m'i fal gjynahet. Dhe të lutem të m'i japësh gradat më të larta të Xhenetit. Amin!

اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْأَلُكَ فَوَاتِحَ الْخَيْرِ وَخَواتِمَهُ،
وَجَوَامِعَهُ، وَأَوَّلَهُ وَآخِرَهُ، وَظَاهِرَهُ وَبَاطِنَهُ،
وَالدَّرَجَاتِ الْعُلىٰ مِنَ الْجَنَّةِ، آمِين.

O Allah, të lutem të ma çelësh të mirën dhe të ma mundësosh kryerjen e saj, të shumtën e saj, të parën e saj dhe të fundit të saj, të qartën e saj dhe të fshehtën e saj. Dhe të lutem të m’i japësh gradat më të larta të Xhenetit. Amin!

اللَّهُمَّ إِنّي أَسْأَلُكَ خَيْرَ مَا آتِي، وَخَيْرَ مَا أَفْعَلْ، وَخَيْرَ مَا
أَعْمَلْ، وَخَيْرَ مَا بَطَن وَخَيْرَ مَا ظَهَرَ، وَالدَّرَجَاتِ الْعُلىٰ
مِنَ الْجَنَّةِ، آمِين.

O Allah, të lutem të ma japësh më të mirën e asaj çfarë më jep, më të mirën e asaj çfarë bëj pa qëllim dhe më të mirën e asaj çfarë bëj me qëllim, të brendshmen më të mirë dhe të jashtmen më të mirë. Dhe të lutem të m’i japësh gradat më të larta të Xhenetit. Amin!

اللَّهُمَّ إِني أَسْأَلُكَ أَنْ تَرْفَعَ ذِكْرِي، وَتَضَعَ وِزْرِي،
وَتُصْلِحَ أَمْرِي، وَتُطَهِّرَ قَلْبِي، وَتُحَصِّنَ فَرْجِي،
وَتُنَوِّرَ قَلْبِي، وَتَغْفِرَ لِي ذَنْبِي، وَأَسْأَلُكَ
الدَّرَجَاتِ الْعُلَىٰ مِنَ الْجَنَّةِ، آمِين.

O Allah, të lutem të ngresh të përmendurit tim, të ma heqësh barrën, të ma mbarështosh gjendjen, të ma pastrosh zemrën, të m'i ruash pjesët intime, të ma ndriçosh zemrën, të m'i falësh gjynahet. Dhe të lutem të m'i japësh gradat më të larta të Xhenetit. Amin!

اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْأَلُكَ أَنْ تُبَارِكَ لِي نَفسِي، وَفِي سَمْعِي،
وَفِي بَصَرِي، وَفِي رُوحِي، وَفِي خَلْقِي، وَفِي خُلُقِي،
وَفِي أَهْلِي، وَفِي مَحْيَايَ، وَفِي مَمَاتِي، وَفِي عَمَلِي،
وَتَقَبَّلْ حَسَنَاتِي، وَأَسْأَلُكَ الدَّرَجَاتِ الْعُلىٰ مِنَ الْجَنَّةِ،
آمِين» .

O Allah, të lutem të më bësh të bereqetshëm, të më japësh bereqet në të dëgjuar, në të parë, në shpirt, në trup, në mirësjellje, në familje, në jetë, në vdekje, në punë, dhe të m'i pranosh bamirësitë. Dhe të lutem të m'i japësh gradat më të larta të Xhenetit. Amin!

(*el-Mustedrek* [1/519] e el-Hakim; *sahih* / i vërtetuar)

Marr nga libri 'Comprehensive Duaa'  Abdullah Ibn-Abdurrahman El-Xhibrin, Allahu e mëshiroftë.